## Parathënie

Viti 1990 shënon ngjarje të mëdha në ecjen përpara të zgjimit kombëtar shqiptar. Në fakt, vitit 1990 i kishte paraprirë një dekadë e tërë sakrificash popullore, duke filluar që nga Pranvera e vitit 1981, ku me mijëra të rinjë e të reja u burgosën për Republikën e Kosovës dhe përkundër këtyre reprezaljeve jugosllave, demonstratat për liri nuk patën të ndalur as gjatë vitit 1981, 1982, gjatë vitit 1988, as gjatë vitit 1989 e as gjatë vitit 1990. Në rrjedhë të këtyre ngjarjeve, më 2 korrik 1990, delegatët e Kuvendit Krahinor të Kosovës në Prishtinë, nën trysninë e madhe popullore, shpallën Kosovën e pavarur, ndërsa më 7 shtator 1990 në Kaçanik, të njëjtët delegatë, miratuan edhe Deklaratën Kushtetuese të Republikës së Kosovës, akte këto kombëtare të cilat, edhe pse nuk u jetësuan gjatë asaj kohe, u përkrahën dhe u mirëpritën nga populli shqiptarë.

Në anën tjetër, pushtuesi serb, për të futur plotësisht nën sqetullat e saj Kosovën, e rrwnoi dhunshëm autonominë e vitit 1974 që me 23 mars 1989, ndërsa në vitin 1990, me pretekstin që popullata shqiptare të përkrah ligjet dhe programet serbe, mbylli shkollat shqipe, mbylli gazetat dhe Televizionin e Prishtinës, ndërsa punëtorët i largoi nga puna dhe kështu krijoi një situatë tepër të rëndë në të gjitha fushat, duke mos harruar as jetën kulturore.

Në hulumtim të zhvillimeve politike e kulturore të kësaj periudhe kohore, duke filluar nga viti 1990 e këtej, e njëherit duke qenë edhe njëri nga protagonistët e saj, hulumtuam këtë lloj të trashëgimisë sonë kulturore dhe arritëm të gjejmë shumicën e ekzemplarëve të dy revistave shumë të rëndësishme që botoheshin atyre viteve në trevën e Hanit të Elezit. Gjetëm fletushkën „Buletini” si organ i

Forumit Rinor të LDK-së, Dega në Han të Elezit, i cili për mision kishte të informonte publikun e gjërë për rrjedhat politike dhe të sigurisë në këtë trevë, si dhe fletushkën letrare ,,Bashkimi Kombëtar", organ i Grupit letrar ,, Luigj Gurakuqi" në Han të Elezit.

Revista ,,Buletini" udhëhiqej nga aktivisti i asaj kohe Rufki Suma, ndërsa ,,Bashkimi..." drejtohej nga ish i burgosuri politik Mehmet Ballazhi. Që të dy fletushkat, kishin mjetet teknike pune të përbashkëta dhe pothuajse një redaksi të përbashkët, andaj shumë shkrime të ,,Bashkimit'' i gjejmë të botuara edhe në rubrikën për kulturë te ,,Buletini'' dhe anasjelltas.

Materialet, qoftë të ,,Buletinit'', qoftë të ,,Bashkimit" fillimisht shtypeshin në një makinë të thjeshtë shkrimi, ndërsa shumëzoheshin me indigo, ndërsa më vonë shumëzoheshin edhe me fotokopjues në Prishtinë, andaj edhe nuk kemi arritur të zbulojmë se në sa ekzemplarë shtypeshin këto dy revista informativo-kulturore të cilat shpërndaheshin dorë më dorë për lexuesit e kësaj treve.

Është me rëndësi të ceket se grupi i të rinjëve të asaj kohe në Han të Elezit, ishte tejet aktiv dhe kishte arritur të shtrihej kudo. Për të mbajtur jetën gjallë, për të zhdukur zymtësinë që pushtuesi mbjellte me frikë e terror, këto grupe të rinjsh, që mbështeteshin nga shumë të tjerë, formuan edhe Ligën komunale në futboll të vogël, aktivitet i cili aktivizoi rininë në të gjitha fshatrat dhe pati një jehonë të madhe mobilizuese.

Në anën tjetër, Grupi letrar ,,Luigj Gurakuqi" mobilizoi pjesën tjetër të shoqërisë, atë poetike dhe arriti të deklamoj në shumë manifestime duke zbuluar njëherit edhe poetët e rinjë të kësaj treve, ndërsa në anën tjetër u formua edhe SHKA,, Ismail Qemali" e cila me koncertet e saj nëpër

shkolla, shtëpia dhe oda, mbante gjallë frymën e mobilizimit kombëtar.

Gjatë asaj kohe u arrit qëllimi, që rininë dhe publikun ta organizojmë në shkallë të gjërë, dhe kjo kishte një rëndësi të madhe dhe e tëra kjo ishte një lloj lufte kundërshtuese kundër pushtuesit i cili pat shkatërruar gjithçka autonome, andaj duke pasë parasysh rëndësinë e këtij aktiviteti, dhe për t`mos humbur gjurmët e kësaj veprimtarie me vlerë, kësaj radhe po botojmë veprimtarinë poetike të Grupit letrar ,,Luigj Gurakuqi'' i cili në publik pasqyrohej me organin e tij ,,Bashkimi Kombëtar".

Për të ruajtur origjinalitetin e fletushkës dhe përmbajtjen e saj, vendosëm që në pjesën dërmuese të materialeve të ,,Bashkimit'' të mos ndërhyjmë dhe t`i botojmë pa ndërhyrje, dhe si të tilla t`ua përcjellim lexuesit si një dëshmi e një aktiviteti të angazhuar dhe domethënës në rrethana pushtimi.

Forma e tillë e publikimit, krahas lexuesit aktual, do t`i shërbej edhe hulumtuesve të rinjë për analiza e këndvështrime të shumëllojshme të kësaj veprimtarie e cila parasëgjithash ishte kombëtare dhe synim kishte Lirinë dhe Çlirimin e atdheut sepse atyre viteve, jeta e një njeriu, fatëkeqësisht, kushtonte më pak se një fishek pushke.

Autori



Faksimile të disa numrave të ,, Bashkimit Kombëtar ” organi i Grupit Letrar ,, Luigj Gurakuqi “ në Han të Elezit


Mehmet Ballazhi, kryetar i Grupit letrar,,Luigj Gurakuqi”, fotografi e vitit 1992



Makina e shkrimit më të cilën shtypeshin fletushkat **Bashkimi** dhe **Buletini;** majtas, dëshmori Gafurr Loku, ndërsa djathtas, autori i librit, Shaban Çupi

BASHKIMI KOMBËTAR

Nr. 1
Maj 1991

ORGAN I GRUPIT LETRAR " LUIGJ GURAKUQI " HANI I ELEZIT




Veç një qëllim i naltë t'ban me durue
e zemrën tu forcon;
ndër kundërshtime s'vyen kurr me u ligshtue,
mjerë ai qi nuk duron.

Faksimil nga ,, Bashkimi Kombëtar " nr.1, maj 1991, organ i Grupit letrar ,,Luigj Gurakuqi" në Han të Elezit i cili drejtohej nga Mehmet Ballazhi

Grupi letrar ,,Luigj Gurakuqi" në Han të Elezit u formua në muajin maj të vitit 1991 dhe numri i parë i ,,Bashkimit kombëtar" doli në të njëjtin muaj të atij viti. Numri i parë i ,,Bashkimit'', në ballinë kishte fotografinë e Luigj Gurakuqit dhe nën të, poezinë e këtij rilindësi, *Qëndro*. Ky numër kishte gjithësejt 10 faqe dhe është i shtypur me makinë shkrimi në format A4, dhe në numër të caktuar ekzemplarësh.

Në brendinë e numrit të parë të ,, Bashkimit Kombëtar" gjejmë edhe një shkrim redaksional ku arsyetohet botimi i kësaj fletushke letrare, ku ndër të tjera thuhej se *,, Arsyet janë të shumta. Dihet se populli shqiptarë është një ndër popujt më të vjetër në Ballkan. Mbi kurrizin e këtij populli vërshuan pushtues të ndryshëm, duke filluar prej romakëve, bizantëve, turqëve e sllavëve me një dëshirë dhe qëllim që këtë popull ta zhdukin nga faqja e dheut. Edhe pse me shekuj i robëruar prej tyre, pushtuesit e shumtë kurrë nuk arritën ta zhveshin nga ndjenjat kombëtare. Historia e këtij populli të vogël është histori e larë në gjak.Këtë e dëshmon qëndresa heroike e tij, pushka e të cilit kurrë nuk pushoi për liri dhe pavarësi kombëtare. Aspiratat e përcjellura brez pas brezi jehojnë zëshëm edhe sot. Me shumë të drejtë plaku i Vlorës, Ismail Qemali thotë se ,, Historia e popujve të vegjël del nga dyertë e tragjedive të mëdha'', kur dihet se konferencat ,,historike'' që u mbajtën në Shën Stefan, Berlin e Londër, nuk sollën asgjë për popullin shqiptarë, prandaj është kërkesë e natyrshme që populli shqiptarë të jetoj në një shtet kombëtarë si çdo popull tjetër*, thuhet në faqen redaksionale të ,,Bashkimit…'' për të vazhduar më tej me arsyet tjera të daljes së fletushkës si *është e pamundur të përcaktohet numri i të gjithë atyreve, të cilët kanë pasur talent krijues e që për shkaqe të ndryshme, ose vetëm për atë që nuk kanë pasur mundësi t`i publikojnë krijimet e tyre në ndonjë fletushkë a në ndonjë gazetë, janë shuar dhe kanë humbur pa fajin e tyre. Është e pamundur të*

*dihet se sa talent mshifen në mesin tonë, për derisa atyre nuk u krijohen mundësi dhe vend ku do t`i paraqitnin shkrimet e tyre.Pikërisht për këtë edhe e pamë të nevojshme ta nxjerrim një fletushkë e cila do të shërbej si hapsirë për të gjithë ata të cilët do të dëshironin të paraqiten me shkrime të ndryshme si : poezi, prozë, ese, reportazh etj.*

Faqja tjetër e këtij numri përmban një poezi të F. Nolit e cila i kushtohet Luigj Gurakuqit *„Syrgjin vdekur"*, ndërsa faqja pasuese përmban një faqe nga historia e popullit shqiptar, konkretisht *Beteja e Albulenës* e përgatitur nga ish i burgosuri politik Shaban Çupi.

Në faqen e radhës kemi një poezi nga Mehmet Ballazhi e cila i kushtohej martirit *Izet Bushi*, të cilën po e ribotojmë në tërësi.

*Atë ditë linde , o vëlla!*
*Linde për të dytën herë,*
*Rritu tash bëhu kala*
*Jeto, tash atje ku je, me nderë!*

*Ata që s`të deshtën , të vranë,*
*Të thanë lamtumirë, ata që s`durojnë robëri,*
*Të puthën në ballë e me zemër të thanë:*
*Pusho i qetë, të qoftë LAVDI!*

*Të thanë me zemër dhe me shpirtë,*
*Gjaku ytë shtrejt do të paguhet,*
*E varri yt, për ne, do t`jetë dritë,*
*Jo,jo! Gjaku yt kurr nuk shuhet.*

*Vëlla të kemi, kurrë s`të harrojmë,*
*Je i gjallë, në zemrat tona rron,*
*Për jetë të jetëve do të kujtojmë,*
*T`i nderojmë martirët, e kemi zakon.*

*Pusho nën hije të kurorave,*
*Nën hije të lisave pusho i qetë,*
*Martir vdiqe për të shtrenjtën LIRI*
*Pusho i qetë, o vëlla Izet, të qoftë LAVDI!*

Në të njejtën faqe kemi edhe një poezi të shkruar nga Yll Bashkimi[1] e titulluar:

Gjak dhe lot

*Të vritesh sot për tu ngritur nesër*
*Ka nevojë populli*
*Dhe mos thuaj se ke vdekur*
*Sepse plumbi s`ta vret shpirtin*
*S`ta vret as besën*
*Kurr idealin kombëtar*
*Nëse derdh gjakun për liri të Atdheut*
*Nuk ke rënë në gjumë të përhershëm*
*Sepse gjaku yt s`bëhet ujë*
*S`bëhet avull për të humbur në hapsirë*
*Atëherë, mos derdh lot për Atdhenë*
*Sepse loti është ujë dhe avullon.*

Fari Bushi, në kuadër të këtij numri, ka shkruar *Kronikë e mërgimit* ku shkruan se:

*Kronikat thonë se nuk mundë të mos derdhë lot njeriu që sheh refugjatët shqiptarë të uritur, që qajnë e vajtojnë anës detit.*
*Malli sosej derisa tereshin lotët e nënës.*
*Qenit i zgjidhej hallka duke ulururuar para derës së shtëpisë për herë të fundit.*
*Motrat e martuara lënin fëmijët, të shastisur e të shkrehura qajnë drejtë arritjes në familje për mërgimin e marrë në sy.*

[1] Pseudonim  i Mehmet Ballazhit

*Baballarët e mbanin veten të vrarë në zemër pa lot para fëmijëve që dënesnin.*
*Lotë e dhembje, vetëm lotë mërgimi.*

*Fortifikata kur u thye*
*Vite e shekuj rënduan*
*Dhe jo vetëm ato*
*Horizonti arbëror vritej*
*Malësia rënkonte nga lamtumira e mërgimit*
*Thundrat e huaja valëviteshin*
*E jo vetëm ato*
*Nënat dergjeshin*
*Shtëpitë digjeshin*
*Rënkime e gjëmime flakëronin*
*Dhunti e vrarë*
*Perëndimi mbushur arbër*
*Jugu poashtu*
*Sicilia, Mandrica, e Kalabria*
*Zara e Greqia*
*Djem arbënor e bija*
*Rruga e mërgimit lënte shikimet e humbura*
*Kronistët harrojnë radhët*
*Pashat madhërohen para Zotit*
*Por shqiponjat ruajnë krerët*
*Dhe jo vetëm këto*
*Turpi s`ndalej, si sot*
*Kohë e egër, skëterr lemeritëse*
*Knjazët mbaheshin n` dhe të huajë*
*E madhëroheshin para vetes*
*T`ë mërgimit vdisnin pa cak*
*Toka e huaj s`ipte bukë*
*Anadolli priste kalket*
*Pashat e knjazët qeshnin dehur*

*Kronistët shpalojnë defterët*
*Historia rritej heshtur.*

Yll Bashkimi, paraqitet edhe me një poezi tjetër e titulluar *Fati që na përcolli me vite*, poezi e cila edhe kjo i kushtohet mërgimit të shqiptarëve, largimit nga atdheu, të cilën e pasqyrojmë me një pjesë të saj:
*... U nisa drejtë horizontit që s`përfundon kurrë,*
*Mora rrugë, pa pirë asnjë gotë ujë,*
*Pa pirë ujë nga kroi i vendlindjes sime*
*Shkova largë e atdheun e lash pas shpine.*
*Kur dola nga pragu i shtëpisë*
*Thash se nuk do ta shoh asnjëherë*
*Prandaj e putha ta mbaj kujtim,*
*Të mbetet në zemrën time përherë...*
Ky numër përmban edhe dy shkrime nga *Fatosi*[2], në njërën faqe ka aforizma dhe në faqen tjetër një prozë me titull *Rreze plurale*, ku në përfundim të këtij tregimi shkruan se :
*Një fjalë të popullit po e ditshe o Demë, por jo edhe punën, zemrën e fjalët e popullit, unë edhe këtë po ta them: ti the tri ditë e knusë, unë shtoj tri ditë e hiq o Demë, sepse ai që është mësuar t`i ndrrojë gëzofat, një ditë do të përbuzet nga të gjitha, edhe për atë gëzof nuk do të jetë.*
Një poezi e titulluar *Terrori* është e shkruar mga Halime Curri, ku shkruan për terrorin serb mbi popullatën, mbi helmimin që Serbia bëri mbi nxënësit shqiptarë, për ushtarët që në shtëpi ktheshin në arkivole kinse ,,kishin bërë'' vetëvrasje, por në fund të poezisë së saj, përkundër kësaj dhune, shkruan se:
*Por jo, nuk zhduket shqiptari*
*Nga armiku e tradhtari*

[2] Pseudonim i Fahri Bushit

*Do të vie dita e fitores*
*Ku do të ngadhnjejë populli i Kosovës*

Ndërsa nga Zekirija Kuka është shkruar poezia e cila i kushtohet Flamurit.

*Ty flamur që t`kemi n`duar*
*Flakë e gjallë kurrë e shuar,*
*Valo lart o bajrak*
*Kombi yt të lau me gjak,*
*Pika gjaku-besë trimërie*
*Nëpër shekuj – simbol lirie,*
*N`duar të forta ti qëndron*
*I qëndisur nga motra Marigonë.*

Faqja e parafundit në këtë numër përmban fjalë të urta nga *Naim Frashëri* dhe një poezi të Sejdi Dernjanit e titulluar:
Me ty Kosovë
*Sa e shtrenjtë je ti Kosovë*
*Sa emër të dashur që ke*
*Sa e sa herë u lave me gjak*
*Sa tokë të begatë që ke*
*Sa trima fute nën dhe.*

*Nuk gjeta fjalë për të uruar*
*Përveç asaj – Toka ime*
*Tokë që s`duron të huajin*
*Tokë që kurrë nuk mbetesh pa bijë*
*Tokë që na dhe gjak të pastër*
*Dhe na flijon për liri...*

*Me ty Kosovë- me Nënën*
*Me ty Kosovë- me Diellin*

*Me ty Kosovë- me Shpirtin*
*Me ty Kosovë- me Jetën*
*Pa ty – nën dhe.*

Faqja e fundit sjell një shkrim i përgatitur nga Fahri Bushi i cili shkruan për kolonitë shqiptare në mërgim, më saktësisht për *Shqiptarët në Greqi*, ku edhe përfundon numri i parë i ,,Bashkimit kombëtar'', i botuar në majin e vitit 1991.

Numri 2 i ,,Bashkimit…" u botua më 7 shtator 1991 dhe ka 16 faqe. Është i shtypur në format A4, ndërsa në ballinë ka një punim me motiv kryengritës të autorit Fevzi Rogaqi.

Në faqen e parë të këtij numri, Mehmet Ballazhi, nga shtypi ilegal që botohej viteve të 80-ta, ka shkëputur një poezi e titulluar *Betimi në flamur dhe në qumshtin e nënës* e cila i kushtohet dëshmorit Rexhep Mala nga Hogoshti i Dardanës (ish Kamenicës), përndryshe bashkëvuajtës me dëshmorin Gafurr Loku në burgun e Idrizovës viteve të 70-ta.

*Rrënqethu e pëlcit o palca e gurit.*
*Dridhini ju male, si gjethet e drurit.*
*Ngritu-ngritu edhe ti foshnje e djepit.*
*Nga kushtrimi krismave të Rexhepit!*

*Sytë e Rexhës shpërthyen retë,*
*Me krahun shpatë, grushtin përpjetë.*
*Bir' i Kosovës, të lumtë dora*
*Gjakun ia fale Atdheut i pastër sikur bora.*

*Bir i rritur nga gjiri i Nënë – Lokës.*
*Në odën kreshnike me hallet e Kosovës.*
*Nën tingujt e çiftelisë, rreth oxhakut flakë.*
*Ku u këndohej trimave dhe Shqipes plakë.*

*Ku zgjidhej e mbështillej lamshi i historië.*
*Me mijëra nyje të krimeve nëpër vitet e robërisë.*
*Ku rrëshqiste koha nën telat e lahutës,*
*Ku u këndohej heronjëve të luftës.*

*Aty rritej Rexha ku qaheshin shumë halle.*
*Ku përgaditej një dasmë me krisma e valle.*
*Ku thirrej Liria nga ana e anës.*
*Ku betohej në Flamur dhe në qumështin e Nënës.*

*U rrit trimi me afshin për detyrën,*
*Për ta ruajtur gjuhën, Flamurit ngjyrë.*
*Vegjëlinë e Kosovës nga shpatat barbare,*
*Tokën e dashur nga thundrra barbare.*

*Për ta shpëtuar popullin nga prangat e robërisë.*
*Atdheun e shumë shekujve të mizorisë.*
*Nënat e pikëlluara pa bijë e bija,*
*Pionerët e uritur pa prindë e thërmija.*

*Këto e bënë Rexhepin burrë,*
*Çante rrethime, shembëte çdo mur.*
*Tradhëtarët e armiku e kishin frikë,*
*Nëpër burgjet famëkëqia t'Serbisë shtrigë.*

*E shkurtër i qe jeta, gjer dymbëdhjetë janar.*
*Por, e madhe vepra për të gjunjëzuar barbarë.*
*Për ta ngritur Kosovën nga pionieri në shtatëdhjetë.*
*Me grushte plot yje të kuq, Rexhepi është në jetë.*

Në faqen tjetër të këtij numri, Emrush Dernjani shkruan artikullin: *Kriza ballkanike e viteve 1875-77* ku

pasqyrohet lufta ruso-turke dhe pasojat e kësaj lufte për shqiptarët.

Sherif Thaçi, në këtë numër, paraqitet me poezinë *Der kur* në të cilën pasqyron revoltën e rinisë shqiptare ndaj pushtuesit:

*Deri kur do të vuajmë*
*Deri kur kështu në terr*
*Deri kur kështu do të kalojnë ditët*
*Sikur të ishim në ferr.*

*Deri kur do të përdoret pushka*
*Deri kur do të hapen zjarre*
*Deri kur kështu do të ketë varre*
*Nga dora tradhëtare.*

*Deri kur do të vriten bijat*
*Deri kur do të vriten bijtë*
*Deri kur do të vriten të rinjtë*
*Deri kur do të mbjellin varre fytyrzinjtë.*

*Deri kur do të vazhdoj terrori*
*Deri kur do të suspendohet punëtori*
*Deri kur do të burgoset i gjori*
*Kur do të mposhtet gjakësori.*

*Deri kur do të helmohet fëmija*
*Deri kur do të bastiset shtëpia*
*Deri kur do të vazhdoj marrëzia*
*Kur do të largohet poshtërsia.*

*Deri kur kështu vetëm krime*
*Deri kur kështu në rrezik*
*Deri kur kështu do të vrapohet*

*Në shtetin e quajtur juridik.*

Mehmet Ballazhi:
Trashëgimi i lirisë
*Mendoj për të kaluarën e fisit, të parëve të mi*
*Shoh një jetë, e tëra mjerim*
*Mjerim, vuajtje, luftë dhe bashkim – historia dëshmi*
*Në fund lirinë e merituar- jo të plotë*
*Dhe ja, sot po e përjetoj të kaluarën e fisit tim.*
*Me sytë e mi po i shoh të gjitha*
*Shoh padrejtësitë, shtypjen torturat,*
*Shoh epshet e fëlliqura të kalbësisë së kohës*
*Që në ,,ferr" të na shohin nuk kënaqen,*
*Nuk kënaqet zemra e tyre kërmë.*
*Por jo, ata vetëm sa fëlliqen më tepër*
*Sepse ne, na mësoi fisi ynë si të vdesim për Liri.*
*Edhe sot, koha na mëson.*
*Prandaj, të qëndrojmë të patundur deri në ardhmëri.*

Shaban Çupi:
Këndoje edhe atëherë kur të ishte ndaluar
(Kushtuar poetit Esad Mekuli)

*Këndoje për gjuhën e bukur edhe atëherë*
*Kur e quanin gjuhë,, bastarde''*
*Këndoje në gjuhën shqipe edhe atëherë*
*Kur të ishte ndaluar ta flisje*
*Këndoje edhe atëherë kur të ishte ndaluar të këndoje.*
*Këndoje për Plisbardhin edhe atëherë kur e përbuznin*
*E shanin e quanin ,,shiftar''*
*Kur e rrihnin e se linin me qa*
*Kur e vrisnin e nuk linin me e pa*
*Kur e burgosnin dhe e lidhnin në pranga*

*Këmbë e duarë*
*Kur e ndiqnin, shpërngulnin largë në Anadoll.*
*Këndoje për lypsat e mjerë që skaj në skaj gjindeshin në çdo qytet*
*Për sharragjiun me sharrën e stërlashtë mbi krah*
*Për zullumin i cili këputet prej së trashi*
*Për gjaksorin të cilit kungulli si shkon*
*Gjithmonë mbi ujë*
*Për farën e re, rrugën e gjanë, të drejtë, pa kthim*
*Për rrugën e lirisë që njerëzit i qonë n`bashkim.*
*Këndove bilbil, këndove pa pushim*
*Për popullin tëndë, për dritën e re në agim.*

Ramadan Asllani:
Lojë fati
*Gjashtë në Një, apo Një në gjashtë…?*
*Gjashtë herë…?*
*Gjashtë pleqnarë pleqnojnë meselen e moçme,*
*Të pleqëve nëpër oda nikoqirësh,*
*Ku mblidhen komentuesit fatlumë,*
*Dhe dëgjojnë Dinastinë jugosllave,*
*Me aktrim të lojës së filxhanave-Fatit.*

*Kënga nisë me gjysmë guri sheqer,*
*Nergut për zotrinjtë e rëndë,*
*Që lahutat kanë mbetur varur,*
*E Plisi pleqnon fatin e vet.*

*Kjo matematikë me fjalë,*
*Na jep një Gjuhë me numra,*
*Në strofujt e Shqipes*
*Kanë qelë dhjetë milion zogjë.*
Selman Curri:
Popullit shqiptarë

*O popull i lashtë*
*Në këto troje shqiptare*
*Që çdoherë armiqtë*
*Tu sulën për të qitur fare.*
*Të sulën ndër shekuj*
*Tu sulën ndër vite*
*Por sulja e fundit*
*Është sulja çetnike.*
*Qëndro edhe kësaj radhe*
*Qëndro edhe në këtë fortunë*
*Se nuk ka durim*
*Që nuk do të merr fundë.*
*Por është vepër madhështore*
*Të jemi të bashkuar*
*Të jemi të lidhur besa-besë*
*Dhe të kuptojmë se caku i fundit*
*Është në fushë të betejës.*
*Mos të mendojmë se liria*
*Është gjë e lirë dhe do të dhurohet*
*Por ta dijmë se për t`u fituar ajo*
*Gjaku i bijëve më të mirë kërkohet.*
*Të qëndrojmë dhe të jemi guximtarë*
*Se n`ballë si çdoherë do t`na prijë*
*Flamuri kombëtarë.*

Yll Bashkimi

Pa titull

*Kjo botë dinake sa e vogël më duket,*
*Kjo jetë e mjeruar nuk është vetëm për të qenë endacak*
*Nuk është as vetëm për zotërnjë të dalldisur*
*Nuk është dita e fundit e kësaj bote –sot!*
*Nuk i thonë jetë vetëm të kalosh një ditë*
*Nuk mbaron dita vetëm pse perëndon dielli*

*As nata nuk është vetëm të fjetur*
*Jeta i ka zik-zaket e veta!*
*Jeta është valë-valë!*

*Të vdesësh për të lindur është trimëri!*
*Të vdesësh vetëm për një copë bukë është marrëzi!*
*Të vdesësh i përnduar kësaj i thonë robëri!*

Sherif Thaçi:
Motrës sonë
*Atë ditë dielli humbi dritën*
*Atë ditë natyra humbi bukurinë*
*Kur nënës i erdhi lajmi*
*Se ta kanë vrarë të binë.*

*Atë ditë qielli u errësua*
*Filloi të fryen era e lehtë*
*Atë ditë ku motra jonë*
*Bija e shqiponjës dha jetë.*

*Por ja, nëna trimreshë*
*Nuk vajtoi fare*
*Lavdi,lavdi tha i qoftë*
*Bijë sime shqiptare.*

*Nuk të vajtoj, jo, nëna*
*Si Ti ke rënë dëshmore*
*Vdekja e jote heroike*
*Do të na sjell fitore.*

*Për ne je engjëll*
*Për ne je shpresë*
*Lule manushaqe*

*Që kurr nuk vdes.*

*Mos vajtoni ju shoqe*
*Ju lutet vet nëna*
*Se bijën time të dashur*
*Do ta vajtoj vetëm nëna.*

*Me shoqet tua të shkollës*
*Ti motër a u përshëndete?*
*Lavdi të qoftë për jetë*
*Bija e shqipes Ylfete.*

Në kuadër të këtij numri, janë shkruar edhe katër fjalë të urta të cilave nuk iu dihet autori:

- *Dekë se dekë, atëherë më mirë me dekë me shpatë se në shtrat.*
- *Deti ujë ka boll por me u pi s`pihet.*
- *Dielli për krejt botën rrezon, por krejt botën se nxeh.*
- *Banë mirë e harro, banë keq e kujto.*

Mehmet Ballazhi:
Të mallkuarit
( Shkruar në burgun e Istogut më 25 maj 1989, në një natë të ftohtë, i pa gjumë)
*Në pikë të natës vijnë*
*Hyjnë nëpër dritare, dyer dhe birë të çelësit*
*Praptojnë, rrëxojnë, trishtojnë fëmijët*
*Djegin, shkyejnë, rrahin gra e pleqë*
*Nënat mallkojnë,*
*Vijnë , shkojnë e nuk shihen*
*Dëgjojnë…*
*Përgjojnë dhe shkruajnë,*

*Në fletore regjistrojnë çdo gjë,*
*T`i përcjellin hapat, shiqimet gjithashtu*
*Dhe prapë shkruajnë,*
*Fletore të padukshme kanë*
*I mbushin plotë e përplotë me shkrime*
*Dhe ia qojnë djallit të tyre Zot*
*Ai qeshet e gëzohet*
*I përkëdhelë… i lëpinë*
*Një natë të lodhur vijnë*
*E dinë që je pa gjumë,*
*Rreth shtëpisë ngulin hunjë të zi*
*Bërtasin, thërrasin,*
*Zhurmagjinjë të mëdhenjë janë*
*Të marrin me vehte*
*Para gjyqit të të mallkuarve të qojnë*
*Të lidhin, të zgjidhin*
*Të rrahin*
*Të shkundin mirë e mirë*
*Në shtëpi të lëshojnë.*
*Dhe prapë vazhdojnë të njejtën punë*
*Për ta fituar një të përkëdhelur*
*Dhe një të lëpirë.*
*Ecin, vrapojnë,*
*Vendi-vend s`u nxe*
*Ndjekin, përndjekin*
*Se lënë rahat as të vdekurin*
*Shkojnë poshtë e lartë*
*Nuk dëgjohen hapat  e tyre*
*Vetëm shihen si hije,*
*Kur të dëgjosh*
*Diçka u praptua!*
*Askush s`u flet, as nuk i do*
*I shajnë, i mallkojnë këta të mallkuar*

*Se bukën me zjarr s`e lënë të piqet dot.*

Shaban Çupi:
Gjatë një udhëtimi me tren

- *Ç`mendoni për situatën në Kosovë?*
- *E rëndë, shumë e rëndë.*
- *A do të ketë zgjidhje?*
- *Zgjidhje? Po gjithqysh. Çelësi i zgjidhjes është në duart e tona.*
- *Po për Serbinë, ç`mendoni? Sa do t`i shkoj kështu?*
- *Serbisë? Ajo është tue shkue hu në hu, biro; dikund do të ngulet.*
- *Po për maqedonët, ç`mendoni?*
- *Ata i kanë borgj të madhë shqiptarëve. Ma von do t`i lypin, por sun do t`i gjejnë.*
- *Po për Kroacinë?*
- *Sikur kroatët ta kishin ndalë zullumin me kohë që Serbia e bante karshi shqiptarëve, s`do t`i kishte telashet që tash i ka. Le ta vesin atë far Shuvarin..., ndoshta do t`i nxjerrë prej krize.*
- *Po për sllovenët?*
- *Ata janë ,,dhelpna'' do të ndahen.*
- *Nëse ndahet Sllovenia, atëherë s`do të ketë më Jugosllavi, çdo të bëjmë ne shqiptarët?*
- *Atëherë neve na mbetet veq një derë, me Shqipninë , biro.*

Nexhat Ballazhi:
Toka e Arbërit
*Taka e Arbërit, e larë me gjak*
*Çdo pëllëmbë toke e mbushur me varre të rinjësh*
*Asnjehrë s`duroi prangat e robërisë*
*Por gjithëherë i deshti rrezet e lirisë.*

*Të parët tanë luftuan, amanet na e lanë*
*Tokën e Arbërit kurrë mos ta lëshojmë*
*Sepse këtu kemi lindur dhe thurrëm historinë*
*Këtu duhet të vdesim për të sjellë lirinë.*

*Edhe brezave t`ua lëmë një porosi*
*Amanet flamurin e kombit kuq e zi*
*Simbolin e kombit ne duhet ta mbrojmë*
*Skënderbeu i madh atë na e ka lënë.*

Sejdi Dernjani:
Gjithmonë të bashkuar
*Vite e shekuj në ankth kaluat,*
*O bijtë e nënës, të tokës Arbëri.*
*Në luftëra dhe beteja, gjithmonë fituat,*
*Për të ardhmën e lumtur me të shtrenjtën liri.*

*Gjaku i derdhur si lumi, nuk u ndal kurrë,*
*I dhanë zemër kombit të rrojë mbi flamur,*
*Një herë Kastrioti, e një herë Ismail Vlora,*
*Besnik i mbeti Isa, e tanë Kosova.*

*Unë ju thurë vargje, por me një porosi,*
*Që në derë të madhe, me hy me menquri,*
*O popull i urtë, shqiponjë dykrenare*
*Bashkohuni të gjithë tok, gjer në fitore.*

*Kolltuqet e pozitat s amë larg prej trurit,*
*Vëllezër dhe motra, grusht rreth flamurit*
*Të lidhemi besa-besë si Skënderbeu që moti,*
*Që gjaku ynë i derdhur të mos shkojë së koti.*

Sherif Thaçi:
Për ju
*Dua si bilbili*
*Edhe unë të këndoj*
*Martirëve të lirisë*
*Vargje tu kushtoj.*

*Në zemër ju kemi bujarë*
*Në zemër për herë ju mbajmë*
*Nga faqet e historisë*
*Kurrë s`do t`ju ndajmë.*

*Ju do të mbeteni gjithmonë*
*Drita dhe ardhmëria jonë*
*Në zemër ju kemi përherë*
*S`do t`ju harrojmë përgjithmonë.*

*Rrugën tuaj të lirisë*
*Do ta ndjekim me nderë*
*Mbi varre do t`ju sjellim*
*Kurora lulesh plotë me erë.*

*Në shenjë përkujtimi*
*Do t`u ngrisim përmendore*
*Kurse me shkronja të arta*
*N`ballë të saj do të shkruajmë*
*Një shqipe me fjalët fitore-fitore.*

Ibadete Salihu:
Trëndafili i këputur
( kushtuar ushtarit të vrarë Izet Bushi)

*Në ofshamje t`thellë qetësia zvarritet*
*Pikëllimi egërsisht zemrat i grisë*
*Nga qerpikët shtrydhet vetëm një pikë loti*
*Lepenci n`rrjedhë t` prajshmet merr me vehte*
*I përplasë pa mëshirë në ngjarje të këtij moti.*

*Gurët cërkëlaten nga kodrat e rrëpinjëta*
*Shkëmbinjët coptohen në rreze kuqrremtë*
*E shkrepat nusërojnë të këputur duke pritur fjalën*
*E malit të lartë,*
*Rënkojnë e gjëmojnë, bjeshkë e male zverdhur*
*T`zbehtë si hija e vdekjes*
*Egërsirat zënë e frikësohen kur dëgjojnë rrëfimin e stërlashtë.*
*Kaçaniku i hap dyert në grykë*
*Sot kemi dasëm?*
*Kur dasmorët marshojnë nëpër rrugë*
*Zogjtë përqeshin fatkobin prej së larti që e bartë*
*Malsorin në katër krahë*
*Nëntëdhjetë pranvera ia ka mbyllë*
*Në një çast pranvere të ftohtë*
*Atë ditë janari.*

*Ndalet shqiponja bën roje mbi varr të ri*
*Pastaj në horizonte të ardhmërisë fluturon*
*Krenari madhështore, zemrat i mbledhë prore*
*Paj edhe në vuajtje e tragjedi bashkon*
*Shkrep një rreze dielli, rreze e vërtetë.*
*Dy dekada shihen edhe të mbuluara*
*Bashkë me ëndërrat e dhjet viteve e përkundin krenarinë.*

*Plaku përkul shtratin, merr plisin nga toka*
*E ai i ngjeshur fillon me u tall*
*Dasmorët tërë lutjet njëzëri përshpërisin*
*Kjo nuk është përrallë*
*Jo s`ka më përrallë*
*Se dielli po afron.*

*Një psherëtimë e thellë lëshohet n`zemër të tokës*
*Një lamtumirë moti heshtas bie në fushë*
*Dielli prej së largu puth kulmin e varrit*
*Pastaj rreze drite, fushë e kodër mbushë*
*E plaku n`agoni lehtë qeshet nën buzë*
*Një ditë tallet me një shekull.*

*Shekulli kalon, ecë e merr me vehte*
*E stolitë e varrura rëndë i vinë në gushë*
*I shpuar nga eshtrat e gjyshërve etnikë*
*Sa herë nëpër mote dhembshëm pëshpëritë*
*Këtë e pata tepër*
*Këtë e pata tepër*
*Gjaku në dammar me hov qarkullon*
*Do ta mbrojmë këtë vatër*
*Do t`i japim dritë.*

Shemsi Bushi:
Herojve të rënë
*Viti që shkoi*
*Përplot pikëllim*
*Me vrasje, burgosje*
*E torturim.*

*Kosova kreshnike*
*Vend me tym të zi*

*Ka dhënë shumë heronjë*
*E ushtar të ri.*

*Jemi të mburruar*
*Jemi krenar*
*Që kemi heronjë*
*Të popullit shqiptarë.*

*Lavdi u qoftë*
*O heronjë të rënë*
*Që flijuat jetën*
*Pa frikë për vatan.*

*Ju për popullin shqiptarë*
*Jeni shpallë dëshmor*
*Ne në varret tuaja*
*Do të vejmë kurorë.*

Në vazhdim të këtij numri, kemi edhe një hapësirë tjetër ku janë botuar dhjetë fjalë të urta, si:

- *Bleta të mëson qysh me mbledhë e dhelpna qysh me vjedhë.*
- *Budallai rrenë veç veten e i menquri të gjithë.*
- *Çika pa nerë, si lulja pa erë*
- *Drurin e thanë krymi e njeriun e thanë mjerimi*
- *Komandanti urdhëron një ushtri e atë gruaja e tij, etj.*

Ibrahim Curri:
Zhgëndërr
*Në mes yjeve të qiellit të kaltër*
*Është një yll me pak dritë*
*Zemra e tij është plot zjarr*
*Por gjithnjë shkon duke u venit.*

*Është i vuajtur, i brengosur*
*Deri në pakufi*
*Për atë dritë që e humbi*
*Që ishte jetë e tij.*

*Sa shumë ai dëshironte*
*Që kjo, ëndërr le të jetë*
*Mirëpo ëndërra ishte zhgëndërr*
*E tërë kjo realitet.*

*O ju yje të qiellit të kaltër*
*Që ndriçoni gjithësinë e errët*
*Në ju shpresa e tij varet*
*Që t`marrë hap të vërtetë.*

*E tash ai në agoni*
*Prêt një ditë të këndellet*
*Të ndriçoj si shokët tjerë*
*Dal-ngadalë gjithësinë e errët.*

Ibrahim Curri:
Djaloshi
*Nga buzët e shkrumuara të djaloshit*
*Dalin fjalë të ndërprera, që ta shkurtojnë jetën*
*Që të therrin mu në zemër,*
*Mbi shtatin e tij të njomë si filiz i pranverës*
*Kalon automjeti i rëndë, e toka edhe më tej ekziston*
*Mbrapa s`mbetet tjetër pos shkëndijave të ndritshme.*
*Sa zemër të fortë ka biri i popullit*
*Si i verbëri që kërkon dritën-ashtu si lirinë*
*Nuk ndjen dot për gryka, mbi te enden rrotat,*
*Jetën e jep me fjalët më të zjarrta*
*Që edhe më të thyeshmin e bënë trim me fletë.*

*Nga buzët e thara të djaloshit*
*Dalin fjalë të ndërprera që ta shkurtojnë jetën:*
*Ngadhnjim, Drejtësi, Liri!*
*Me këto fjalë mbaron jeta e një filizi të ri.*

Po në këtë numër, Fahri Bushi shkruan një faqe historie nga Kolonitë shqiptare në botë. Kësaj radhe ka spikatur Shqiptarët në Itali, përkatësisht arbëreshët, të cilët pas vdekjes së Skënderbeut u shpërngulën në Itali dhe krejtësisht në fund të këtij numri, me poezinë *Atje ku shpirti nuk gjenë prehje*, paraqitet Mehmet Ballazhi:

*Atje ku shpirti prehje nuk gjenë*
*Diku largë, nëpër metropolet e botës*
*Mund të jetë strehuar Ai.*
*Për kafshatën e gojës duke derdhë djersë.*
*Lenë atdheun duke vajtuar dhe merr botën në sy*
*Braktisë shokët ndoshta pa u thënë lamtumirë*
*E këtu qajnë fushat*
*Qajnë malet*
*Qanë shkëmbi mbi ujëvaret*
*Qanë Kosova për bijtë e vetë.*
*Atje diku nën hijen e mallëngjimit*
*Me mallin e zemrës për atdheun*
*Me dhembje në shpirtë, kujton zërin e fëmijëve*
*Kujton shtëpinë dhe rrugën nga është nisur*
*Kujton trenin me të cilin kishte udhëtuar*
*Dhe e shifte mirë kur tallej me të*
*Tallej sepse kishte lënë atdheun pas shpine,*
*Epo, kthehu në vendin tëndë*
*Mos le vend për tallje*
*Kthehu tek sofra vërtetë e varfër*
*Por e gëzuar*
*Kthehu këtu ku zogjtë s`pushojnë së kënduari*
*Kthehu dhe qëndro pranë nënës që të prêt krahë hapur*

*Pranë nënës së cilës edhe lotët i janë tharë*
*Duke të pritur*
*Duke të puthur në ëndërr*
*Kthehu të jemi së bashku kudo*
*Se bashkimi është lumturia jonë*
*Se bashkimi është Liria.*

Numri 3 i „ Bashkimit…" doli në tetor të vitit 1991. Ky numër është shtypur në formatin A4 me makinë shkrimi dhe ka 10 faqe dhe nuk dimë për numrin e ekzemplareve të botuara. Në këtë numër, në ballinën e saj, është një punim (vizatim) i Fevzi Rogaqit, një tablo kryengritëse e shqiptarëve e cila jep kushtrimin për Liri. Faqja e dytë e këtij numri, pasohet me një shkrim nga historiani Emrush Dernjani me temën : *Paqa e Shën Stefanit*, faqe kjo nga historia e popullit shqiptarë ku spikat vendimi i dëmshëm i kësaj Konference, karshi trojeve shqiptare.
Në faqen e tretë kemi një shkrim nga prof. Fahri Bushi i cili botohet në kuadër të kësaj fletushke me rastin e 80 vjetorit të lindjes së poetit, prozatorit, atdhetarit tonë Millosh Gjergj Nikolla-Migjeni, të cilin po e botojmë në tërësi dhe pa asnjë ndërhyrje me qëllim të ruajtjes së autenticitetit të shkrimit:
*Pate fat, shekulli ynë, të shtosh kohët me frymëmarrjen migjeniane*
*Ndaj*
*Toka t`përgëzoj lindje*
*Jeta t`uroi ditëlindje.*
*Ty vjershëtor:-Dielli i zbehtë kthjelli me këngën tënde për ditët tona, e hëna e asaj nate të kristalizueme që prekte thellë palcën e kasolles së paepur, kundroi-kundroi në dhembjen krenare të së kaluarës së idhët për të mposhtë melankolinë e trishtueshme.*
*Të këngëtor:- Botës së amshuar i solle triumf me këngën tënde të pakënduar që jehon e këndon kudo.*

*Ty grushtëfortë:- Këngës skandaloze, e murgeshës që harroi besimin në shejtnit, i gjete pasion tjetër.*
*Ty prozator:- Kohë ishte ajo kur strukeshin mejtimet e çuara peshë kundër kokëuljes së Lulit drejtë tollumbave të vetë që i shikonte me sytë e mpitë e humbnin në përbindësha lajkatar, por ajo ishte dhimbë krenare e shpirtit që larg qirinj të dhezej për t`i ndrituar pendës së Lulit.*
Në të njejtën faqe një poet me nofkën ,, Studenti" `91 shkruan poezinë:
A jam...
*A jam si lumi që s`pushon,*
*Apo jam si mali që në vend qëndron?*
*A jam student pa libra,*
*Apo jam me shpresa të ngrira?*

*E di që jam si lumi,*
*E di që jam si mali,*
*Edhe student e di që jam,*
*Edhe shpresa e di që kam.*

*Lumi nëse s`pushon dihet që ka ujë,*
*Mali edhe pse s`lëvizë rritet,*
*Studenti edhe pa libër studion,*
*Shpresa e ngrirë në diell shkrihet,*
*Lumi...*
*Mali...*
*Shpresa...*

Faqja tjetër e kësaj fletushke, pason me dy poezi nga Shaban Çupi:
Hasan Prishtinës
*Kushtrim lirie për atdhe*
*I pamposhtur në fortunë*

*Dritëdhënës në errësirë*
*Për vegjëli, shpresdhënës-flamur.*

*Në Kosovë e Stamboll*
*Fjala e tij ishte Liri*
*Shtyllë e fortë e plakut Ismail*
*Për Atdhe e Pavarësi.*

*Prej atëherë kur e ndanë Kosovën*
*Zemra e tij pikonte gjak*
*Prej Stambolli, Shqipëri, Austri*
*E burgosën në Beograd.*

*Gjashtë herë i dënuar me vdekje*
*Gjashtë herë i përgatitën litarin*
*Kurthë pas kurthe, në Selanik*
*Bishat i kishin gatitur varrin.*

*Pas shpine me shtatë plumba*
*Si tradhëtia që e ka zakon*
*Atje mbete, në Selanik*
*Por n`Kosovë i gjallë ti rron.*

*E tërë Kosova, Hasan Prishtina*
*Krah më krah me Ty qëndron*
*Jo kurrë s`bëhet Shqiptaria*
*Lartë flamuri shkabë valon.*

Edhe sa kohë

*Edhe sa kohë, sytë e tu ciklop*
*Do t`më përcjellin hap pas hapi*
*Bastard i këtij shekulli?*
*Edhe sa kohë, do të ik prej teje*

*Zorret i Esat pashë tradhtarit,*
*Mashë e gjakatarit?*
*Edhe pak ditë, jezit*
*Edhe pak ditë*
*Se po vjen  e jona, e popullit*
*LIRIA*
*E shumëpritura .*

Faqja tjetër vazhdon me një poezi të Sherif Thaçit nga fshati Kryenik e cila i kushtohet Adem Demaçit, me titull *Bac Adem, biri i Kosovës*, prej së cilës shkëputim një pjesë:
*,,…Ty ta ka zili Evropa,*
*Për trimëri të njeh mbar Bota,*
*Të gjithë e dinë se je biri i shqiponjës,*
*Me nder të quajnë Mendela i Kosovës…''*
Në të njetën faqe është një poezi e Sejdi Dernjanit nga fshati Paldenicë e titulluar:
Urrejtja e mbjellur
*Një mëngjes i ftohtë ngrinë zemrat e vogëlushëve,*
*Bart dëshirat e tyre nëpër ditar,*
*Nëpër rrugët e trishtuara plot helmeta,*
*Mbjellin urrejtjen në shpirtin e tyre.*

*Një fllad duket se frynë atje maleve,*
*Nuk arrinë që balli tyre të flladitet,*
*Se vetëm për urretjen mendojnë,*
*Dhe me te që marrin, në kasolle i qojnë.*

*Unë i shikoj hapat e tyre të sigurt,*
*Fytyrën  e tyre  të njomë e të sinqertë,*
*Lojrat e tyre, si qengjat në livadhe,*
*Mbi barin e gjelbëruar lodrimin e tyre,*
*Që tufa-tufa duken se heqin valle.*

Në faqen tjetër kemi një poezi të ish të burgosurit politik Mehmet Ballazhit e titulluar:

Kullat tona nuk shemben

*Liri a vdekje dhjetë vite me radhë*
*Një grusht popullit nën qizmen e rëndë*
*Nën shtypjen e hekurt*
*Me bishën e egër dhëmbë për dhëmbë.*
*Në pranverën e hershme kur lulja hap fletët*
*Shqiptari u gjend ballë për ballë me vdekjen*
*Ngriti grushtin lart pa u trembur*
*Ngriti zërin në kup të qiellit*
*Vdekjen e përbaltur për ta shembë*
*Nën pranga shqiptari nuk vdes*
*Guximi kurr tek ai nuk perendon*
*Kënga merr hov edhe në luftë*
*Mu para vdekjes*
*Kullat tona baroti s`i djegë.*
*Në pranverën  e parë të kësaj dekade*
*Vdekja s`ishte asgjë,*
*Lulkuqet skuqën tokën e stërgjyshit*
*Për këtë tokë u vranë vllezërit dhe motrat tona*
*Nëpër kazamatet të errëta plotë frikë e urrejtje*
*Të shqelmuar dhe të mavijosur*
*Të sharë dhe të pështyer*
*Të pagjumë e të pangrënë*
*Vuajti ky popull kaq shumë i përbuzur*
*Vuajti shqiptari për një rreze dielli*
*Vuajti për atdhe dhe për të shtrenjtën LIRI.*
*Nën dhëmbët e tankut i vrarë*
*Brenda katër mureve i mbyllur me vite*
*I dënuar në emër të shtypjes jo të popullit*
*Me besa besë deri në fitore*
*Pranvera e parë e kësaj dekade le të jetë kushtrim*

*Përvjetor lirie në mendjet tona të mbetet kujtim.*

Po në të njejtën faqe kemi edhe një poezi të Mehmet Ballazhit e shkruar me një ndjenjë të fortë dhe strukturalisht e lidhur mirë. Kjo poezi mban emrin:

A ka vdekur fati im
*Më mirë të mos më kishe njohur kurrë*
*O fat i vdekur,*
*Më mirë të kisha vdekur bashk me ty*
*O fat i tretur.*
*O jetë e zbrazur plotë vuajtje e mjerim*
*Plotë frikë,*
*O zjarr i fikur prit të të shoh njëherë*
*Plotë dritë.*
*A kam vdekur unë apo fati im*
*Më thuaj o Zot?!*
*A do të lindem nesër me fat*
*Apo sot?!*
*Më thuaj të lutem nëse vdes unë*
*Kur do të ngjallem?*
*Më jep një fije shprese mos më mundo*
*Apo unë po tallem!*
*Ma zgjat dorën si burrat e më thuaj*
*Atë që kërkoj*
*Se unë po pres, po pres tërë jetën*
*Po shpresoj*
*Po pres që fati im të zgjohet një ditë*
*T`u them lamtumirë vuajtjeve e të dal në dritë.*

Në faqen e radhës kemi dy poezi të Fahri Bushit; e para mban emrin *Martirit tonë* e cila i kushtohet ushtarit të vrarë Izet Bushit

*Para vdekjes sate u pamë*
*U përqafuam dhe krahrori yt*
*Më rëndoi*
*U falëm ngrohtë me zemër*
*I shtrimë dorën njëri –tjetrit*
*U ndamë heshtur që të shihemi*
*Dhe u pamë! Të pashë unë*
*Por jo sit ë prisja të shohë*
*Dhe erdhe, para kohe erdhe*
*Por jo si të prisja të vishë*
*I vrarë, i ngujuar në arkivol*
*Të sollën…*
*Pa pritë se do të sjellim ne*
*Në ballë ku të rrinte ylli i kuq*
*Ta kishin vënë një plumb*
*E në sup ku të varej pushka*
*Ta kishin stolisur një tjetër*
*Si dukej s`u kishin mjaftuar stolitë*
*Në gjoks një ta kishin arnuar*
*Dhe plotësuar kishin një varg me ty*
*Ata që të vranë*
*Ata të cilët fjalës s`i thonë fjalë*
*E për besën nuk dinë ç`është*
*Ata me shpirtë të vrarë*
*Të vranë ty për ta vrarë veten një ditë.*

Dhe poezia tjetër:
Koha di të jetë
*Koha di të jetë*
*Në këndin e spektrit të ylbertë*
*Me acar ku vriten plagët*
*Me vapë ku dergjen valët.*

*Koha di të jetë*
*Në dritën e qirinjëve të fikur*
*Me ashtin e fyjeve të kallur*
*Me passion të këngës jetare.*

*Koha di të ecë*
*Me ne, për ne.*

*Idil popullit tim*, është një poezi tjetër e shkruar nga Sherif Thaçi

*Mos u tremb aspak ti o populli im*
*Jeni vetes edhe më shumë guxim*
*Gjithnjë të kemi durimin dhe shpresën*
*T`i japim njëri – tjetrit besën.*

*Ta japim besën e shqiptarit,*
*Ta mbrojmë me gjak çdo pëllëmbë të vatanit,*
*Ta japim besën që ka shqiptaria*
*Edhe me gjak të mbrohet liria.*

*Vetëm vuajtje më të mos ketë,*
*Asnjëri i uriotur më të mos jetë,*
*Kështu e ka shqiptari adet*
*Ta nderoj endin e vet.*

*Me durim e me urtësi*
*Armikut zemnrën për t`ia thy,*
*Njëri-tjetrin kur e nderojmë*
*Armikut zemrën ia coptojmë.*

*Vazhdimisht duke duruar*
*Do të jemi të uruar,*
*Gjithkush ka për t`na nderuar*

*Kështu kemi për të fituar.*

*Po një ditë do të jemi të bashkuar*
*Po qe nevoja do të luftojmë,*
*Para çdo kujt të jemi faqebardhë*
*Si çdo herë ngadhnjimtar.*

*Kështu na mësuan të parët tanë*
*Se ai që vret, thonë është i marrë,*
*Se një ditë do të pendohet*
*Para vetes do të turpërohet.*

Në kadër të këtij numri është edhe një poezi tjetër e Sejdi Dernjanit e titulluar *Duro*, poezi kjo me katër strofa me porosinë se durimi sjell fitoren ,, *duro se dita vjen*" shprehet autori e në anën tjetër kërkon edhe që të ,,*mos dorëzohemi para gjëmës"*

*Unë e ti*, është një poezi e shkruar nga Mustafë Krivanjeva dhe që në vargjet e para shkruan:

*Kush jam unë*
*E kush je ti,*
*Do t`ua them më vonë*
*Kur të vijë dita jonë…*

*Pra, unë jam Kosova*
*Ti je Shqipëria*
*Një shpirt e një zemër*
*Kemi ne të dyja…*
Yll Bashkimi, vijon me poezinë ,,*Kur jeton shpirti i vdekur''*
Në të cilën shkruan se:
*Unë që mund të vdes pa u bërë poet*

*Athua do të më shuhen plagët e asaj vdekje,*
*Apo nuk dua të besoj,*
*Se vdekja mund të vijë para se ta kërkoj.*
*Unë që mund t`i shkruaj dy fjalë kudo*
*A mund të vdes në çdo moment*
*E t`i them jetës lamtumirë pa më njohur*
*Të shkoj në ferr a në parajsë bashkë me unin tim.*
*Nëse më kujton pas vdekjes sime*
*Bindu se ishe një fëmijë i rritur,*
*Atje te varri im më mbulo me duart e tua*
*Për të më bindur edhe mua se kam vdekur.*
*Nëse ma zgjat dorën te varri*
*Unë nuk të marr me vete*
*Se kam frikë mos më kthehet shpirti*
*E pastaj duhet të jetoj si lugat, si hije…*
*Nuk dua të jetoj pa Jetën e Atdheun,*
*Nuk dua të vdes pas Jetës e Atdheut,*
*Dua të vdes bashkë me Jetën,*
*Dua të vdes për Atdheun*
*Dua të vdes bashkë me trëndafilin*
*Që ti ma fale.*

E në të njëjtën faqe, kemi një poezi nga Mehmet Ballazhi e titulluar *Pirromani*, nga e cila botojmë një pjesë të saj.
*Nuk e dini, thotë kush jam unë,*
*Jam i madh e me nam*
*Dua zjarr sa më shumë,*
*Këtë n`shpirt dhe n`gjak e kam.*

*Para t`voglit dhe të mjerit*
*Zot i vërtetë unë jam*
*Se ç`është puna e nderit*
*Të mendoj, kohë nuk kam.*

*Këto punë ushqim i kam*
*S`mund të rroj me punë tjetër,*
*Vese tjera snjë s`kam*
*Po, ky është avazi i vjetër.*

*Të digjet të shkatrrohet,*
*Shpirti kështu ma don,*
*Kur shoh zjarrin si ndizet*
*Zemra më këndon…*

Në kët numër përsëri paraqitet ,, Studenti" me poezinë ,, *Kënga ime* " në të cilën thot se:
*Këngën time e kam filluar kaherë,*
*Refren ka mbetur dhe vazhdon,*
*Vullkan i shpërthyer në brendinë time*
*Nuk fashitet… nuk fashitet, më kupton !*

*Këngë e vullkan përzier tek unë ishin*
*Kur nga vuajtja në vuajtje i gjeta,*
*Stoli fare këto nuk kishin*
*E unë, përsëri në vuajtje mbeta…*

Kenan Hajdari, në poezinë *Për Kosovën* shkruan se:
*As oqeanet e detrat*
*Nuk më ndalojnë ta dua Kosovën,*
*As mundimet a vdekja*
*Nuk më ndalin të luftoj për Kosovën.*
*Nuk më ndal asgjë në ketë botë*
*Që ta dua timen tokë…*
Ky numër i *Bashkimit Kombëtar*, në fund përmban edhe një Faqe kulture ku janë përfshirë fjalë të urta si p.sh.

- *Durimi është shkathtësi e të shpresuarit*

- *Gjithmonë dënojnë ata ata që i frigohen ardhmërisë*
- *Gjatë paqes duhet menduar se çfarë dobie sjellë lufta*
- *Keq bëjnë në botë ata që flasin më shumë se sa dijnë*
- *Ata që e harrojnë historinë e vet, janë të dënuar ta përsërisin*

Si dhe

- *Dituria është pasuri për të varfërit*
- *Nder për të pasurit*
- *Ndihmë për të rinjët*
- *Mbështetje për të moshuarit*

Për të përfunduar me një kuriozitet:
*Deri vonë është menduar se një lloj luleje rritet deri në 180 m në thellësi të detit, gjë që është kufiri më i pabesueshëm për ekzistencë. Ndërkohë, megjithate, në Arkepelagun Bahmag është gjetur një lule tjetër në thellësi prej 270 m deri tash e panjohur e llojit mikroskopike, që me vegjetacion krjon shtresë të trashë me ngjyrë të kuqe.*

Numrin e radhës, që kemi arritur ta kemi në dorë për vitin 1991, është numri 4 i ,,Bashkimit kombëtar'', i cili mban datën 28 nëntor 1991, dhe i tëri i kushtohet Ditës së Flamurit, përkatësisht Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë.
Ky numër ka 12 faqe dhe në ballinën e tij, pos vizatimit me motiv kushtrimi, ka edhe urimin për Ditën e flamurit.
Ky numër përcillet me Himnin e flamurit, duke vazhduar me një shkrim dy faqësh për 28 nëntorin të cilin e ka shkruar prof. Emrush Dernjani, i shoqëruar edhe me fotografinë e Ismail Qemalit dhe Isa Boletinit. Në faqen tjetër të këtij numri festiv, kemi tri poezi; njëra nga Berat Luzha, tjetra nga Mehmet Ballazhi dhe e treta nga Remzi Elezi, që të tretë ish të burgosur politik.

Berat Luzha:
Dy zëra
*Dy zëra*
*Më thirrën një ditë*
*Nga Brenda:*

*Njëri tha:*
*-tha ndal*
*Ku shkon*
*S`e sheh*
*Po fryen tufan?*

*E tjetri:*
*-ec, ec*
*Mos u ndal*
*Tufanin me gjoks*
*E përlanë!*

*Nga Brenda*
*Gjëmoi*
*Si vullkan:*
*-nënën duhet mbrojtur*
*Se s`bën!*

*Unë dhe nëna*
*Më pastaj*
*S`u ndamë.*

Mehmet Ballazhi:
Fjala e flamurit
*A më shihni ju si valoj*
*Më doni e ju dua*
*Nga ju mbrojtje kërkoj*

*Këtë ta bëni për mua.*

*Unë, nuk jam leckë për pastrim*
*T`u jap emër dhe nder unë jam*
*Prandaj, nga ju kërkoj shpëtim*
*Se nga armiku mbrojtje s`kam.*

*Nëse ju nuk më harroni*
*Si Ismail Qemali në Vlorë*
*Dhe kur të vdisni nëse doni*
*Mbi varr t`u bëhem kurorë.*

*Të gjithë ju shqiptarë që jeni*
*Mos harroni historinë*
*28 nëntorin festë e keni*
*Nënë e keni Shqipërinë.*

*Në ballë të luftës më keni mua*
*Në çdo zemër të shqiptarit*
*Kurrë për jetë s`do t`më gjeni*
*Në dorën e tradhëtarit.*

*Kur ta shihni se po vdes*
*Më parë ju keni vdekur*
*Ismail Vlorën do ta pres*
*Plak i urtë e zemër-hekur.*

Remzi Elezi:
Heshtja e natës
*( Azem Bejtës)*

*Thuhet se ende në malet e Drenicës*

*Dëgjohet jehu i hapit të tij!*

*Atë natë humnera sterrë*
*Kreshnikut i bëri vend,*
*Në zemër të saj thellë shtroi një shtrat*
*Dhe asgjë s`pipëtiu atë natë*
*Pos yllit të tij*
*Që në qiell u ngrit lart*
*Dhe orës që pushoi atë cast.*

*Atëherë dhe nata heshti*
*Ngase, askush s`duhej ta dinte*
*Se kreshniku kishte vdekur*
*Dhe varri t`mbetej*
*Përherë në fshehtësi.*

Në kuadër të këtij numri është edhe një Faqe nga historia e popullit shqiptar dhe në fokus është shkrimi për *Lidhjen Shqiptare të Prizrenit* i shkruar nga historiani Emrush Dernjani.
Në rrjedh të këtij numri janë përfshirë edhe poezi e poema nga rilindësit tanë si ajo e Vaso Pashës e Gjergj Fishtës, por nuk mungojnë as poezi si ajo e Ibadete Salihut e titulluar *Besa amanet* me porisnë se:
*… Para maltretimeve zemrën ta bëjmë gurë*
*Të qëndrojmë!*
*Për liri të vdesim, për liri të durojmë.*

Me poezinë *Rinisë*, paraqitet Afërdita Dauti ku ndër të tjera thotë:
*Nëse ke emrin tim, mbaje*
*Nëse din këngën time, këndoje*
*Ditën time nëse e ke parë, përgëzoje…*

*Nëse flet gjuhën time, ruaje*
*Nëse lexon librin tim*
*Këndoj këngët e lirisë,*
*Rini e ndrydhur në mundim*
*Në tokë, në qiell kërkove shpëtim…*
*Mos e bart kurrë vajin nëpër varre*
*Ngritju përmendore e lapidare*
*Me gjuhën  e shpirtit thuaj*
*Me fjalën e shtrenjtë shkruaj*
*S`do të harrohet ai*
*Që ra për liri.*

Me një poezi paraqitet edhe Ismail Malësiu ish i burgosur politik nga Dubrava e Kaçanikut të cilën e shfaqim si më poshtë.

Atyre që mbetën
*Mos mendoni se harrova*
*T`ua them atë amanet*
*Që nga fryma e fundit të parët*
*Na e lanë ne në këtë jetë.*

*Gjaku nga zemra rrëke u rridhte*
*Dhembjet qiellin rrotullonin*
*Po nga koka  e tyre*
*S`mund të shkulnin atë që donin.*

*Vëllezër, motra, të gjithë…*
*Më dëgjoni, më dëgjoni*
*Se ç`më thanë do u them*
*E fortë duhet ta NDERONI.*

*Kur të shikoni flamurin*

*E shqiponjën në mes*
*T`ju kujtohet MËMËDHEU*
*E për të të gjithë me vdekë.*

*Që nga greku te serbi*
*Ndodhet dheu i shqiptarit*
*Gjyshërit tanë e quanin*
*DHEU I ARBËRIT.*

*Para tyre stërgjyshërit*
*Që këtu të parët ishin*
*S`kishte sllav as serbë gjëkundi*
*ILIRI quhej nga Danubi.*

*Mos mendoni për ta vrarë*
*Vllau, vllaun në pritë*
*Se këtë na e don serbi*
*E me radhë të gjithë armiqtë.*

*Si grushti të mblidhemi*
*Të dalim në kushtrim*
*Për Shqipërinë të vdesim*
*Kush është burrë e kush është trim.*

Ibrahim Curri:
Absurd
*Nuk thurret bjeshka, kush mos t`mashtrohet*
*Nuk pritet mali, edhe këtë e dini*
*Ai digjet, digjet deri sa të shuhet*
*E nga ai ikin zogjtë, e në qiell fluturojnë.*
*Nuk vriten zogjtë, kush mos të mashtrohet*
*Rritën kush s`mund t`ua ndalë, edhe këtë e dini,*
*Ata vetëm helmohen deri sa të dergjen*

Fahri Bushi:

Kronologji e tokës sonë

*Fortuna kur fryente zjarrin*
*Breshërit vdisnin nga qielli*
*Oshëtima se la të qetë kronikanin të shkruaj*
*Sa valë valvisnin këngën e Moresë*
*Mallëngjente tokën e Arbërisë e shkuara,*
*Pashatë, kadilerët e shallgjijtë*
*Matnin horizontin tonë me kanune t`veta,*
*Mbretërit e historisë së turpshme*
*Vanë pas këngës sonë t`ia diktojnë notat*
*Shqipes i vunë pas korba fatzi*
*Por fatzitë ngordhën e mbetën në histori.*

Agim Ballazhi:

Ora 24

*Ora 24*
*Tërë bota qetësi,*
*Vetëm nëpër rrugët e Kosovës*
*Shëtiten tanket dhe autoblinda.*

*Ora 24*
*Gjithë malet e kafshët, në gjumë*
*Pa i trembur askush,*
*Vetëm shtëpitë e shqiptarëve*
*Rrethohen me milici e ushtri.*

*Ora 24*
*Hëna në qiell e qetë,*
*As dallëndyshet nuk fluturojnë*
*E në vend të tyre, mbi Kosovë*
*Aeroplanët, si rrufeja kalojnë.*

Në kuadër të këtij numri, janë të përfshira edhe disa fjalë të urta të rilindësit tanë, Naim Frashëri, një poezi nga poetja Feride Gërlica dhe *Reportazh* me motiv burgu nga Ibrahim Curri, duke u përmbyllur me një poezi prej Mehmet Ballazhit e titulluar:

Plagët e fatit tim

*Fati im si një yll në agim,*
*Po ti, ku mbete?*
*Fatin tim vdekjes nuk ia fala,*
*Po ti ku trete?*
*Jetën time nuk e di a e pash në horizont,*
*Diku larg në mërgim,*
*Fjalën time nuk e gjeta vetëm sot*
*Që prej saj të gjej shpëtim.*
*Unë ndoshta…ndoshta s`kam çka pres*
*Se mund të jem vonuar,*
*E nga plagët që i kam s`besoj se mund të vdes,*
*Por ato përditë janë duke u shtuar.*
*Plagët e Gjergj Elez Alisë ishin nëntë*
*Por të një lloji ishin,*
*E unë vdes me pak plagë, zoti mos e dhëntë*
*Se kutpim plagët s`do të kishin.*
*Po edhe nëse vdes, si feniksi do të ngjallem,*
*Copë e grimë nëse bëhem*
*Do të ngritem, të fluturoj, s`dua të tallem.*
*Nuk dua që fati im të zhduket në hapsirë,*
*Nuk dua jo, nuk dua mjerim,*
*Po edhe fatin tënd s`dua ta shoh në errësirë*
*Që prej saj të gjej shpëtim.*
*Oh, Fati im i mjerë,*
*A jam në botë vetëm unë?*
*Apo ka edhe të tjerë*
*Që mbi këtë dhe s`i shoh askund?*

*Fati ima është zhdukur bashkë me erën*
*Apo mos shkoi me bilbilin*
*Që s`e pash kur e mbylli derën*
*E ma la kujtim trëndafilin.*


BASHKIMI
KOMBËTAR

Organ i grupit letrar ,,LUIGJ GURAKUQI"

Faksimil nga ballina e një numri të ,,Bashkimit…"

DY ZËRA

Dy zëra
më thirrën një ditë
nga brenda:

Njëri tha:
-ndal
ku shkon
s'e sheh
po fryen
tufan?

E tjetri:
-ec,ec
mos u ndal
tufanin me gjoks
e përlanë!

Nga brenda
gjëmoi
si vullkan:
-nëna duhet mbrojtur
se s'bën!

Unë dhe nëna
më pastaj
s'u ndamë.

Berat Lusha

FJALA E FLAMURIT

A më shihni ju si valoj
më doni e ju dua
nga ju mbrojtje kërkoj
këtë ta bëni p"ër mua.

Unë,nuk jam leckë për pastrim
t'u jap emër dhe nder unë jam
prandaj,nga ju kërkoj shpëtim
se nga armiku mbrojtje s'kam.

Nëse ju nuk më harroni
si Ismail Qemali në Vlorë
dhe kur të vdisni nëse doni
mbi varr t'u bëhem kurorë.

Të gjithë ju shqiptarë që jeni
mos harroni historinë
28 nëntorin festë e keni
nënë e keni Shqipërinë.

Në ballë të luftës më keni mua
në çdo zemër të shqiptarit
kurrë për jetë s'do t'më gjeni
në dorën e tradhëtarit.

Kur ta shihni se po vdes
më parë ju keni vdekur
Ismail Vlorën do ta pres
plak i urtë e zemër-hekur.

Mehmet Ballashi
nëntor '91

- HESHTJA E NATËS -
(Adem Bejtës)

Thuhet se ende në malet e Drenicës
dëgjohet jehu i hapit të tij!

Atë natë humnera sterrë
kreshnikut i bëri vend,
në zemër të saj thellë shtroi një shtrat
dhe asgjë s'piptiu atë natë
pos yllit të tij
që në qiell u ngrit lart
dhe orës që pushoi atë çast.

Atëherë dhe nata heshti
ngase,askush s'duhej ta dinte
se kreshniku kishte vdekur
dhe varri t'mbetej
përherë në fshehtësi.

Remzi Elezi 1980

Faksimil nga fletushka „Bashkimi Kombëtar"

FRAGMENT nga romani "Për Mëmëdhenë" THOMA KACORI

- Hajde,blidhuni! u thirri ay.
Komitët u rradhitën,pas çetave. Nga njëra anë zuri vend çeta e Brezës me kapedan Spiro Ballkamenin,nga ana tjetër,çeta e Kolonjës,me kapedan Matush Laskëna,dhe në mes ajo e Çarđhakut,me kapedan Themiskolji Germenjin.
Pandeli Calja nuk kishte sjellë nga Korça vetëm libra e fishekë, por edhe tri flamuj të mëndafshtë,blerë në Selanik. Shkabat i kishin qëndisur gratë e komitetit revolucionar të Korçës. Kur ia dha Themistolikut i dridheshin duart:

- Komiteti revolucionar më ka porositur t'ju sjellë këtë dhuratë të shenjtë. Me këtë flamur ka luftuar Skënderbeu ynë kundër turqve dhe gjithnjë ka dalë faqebardhë!
Kur e pa Resuli shkabën e zezë me dy krerë,që ishte si ajo e takijës së Nuci Martinës,i kaloi një e rënqethur që nga koka e gjeri te këmbët,mbi një shkëmbë,përsipër la revolen. Pastaj thirri:

- Të dalin përpara Myftar Bregu,Vangjel Sortiri,Resul Çelimara!
Themistokliu u dorëzoi flamurët. Resuli dridhej i tëri. Pëllëmbët me të cilat kishte shtrënguar flamurin i digjeshin si prush.
Në këtë hop buçiti zëri i Themistokliut:

- Betohem!
- Betohem! - thirrën komitët pas tij.
- Përpara flamurit të kuq...
- Përpara flamurit të kuq...
- Dhe shkabës me dy krerë...
- Dhe shkabës me dy krerë...
- Se do të luftoj gjeri në vdekje për çlirimin e mëmëdheut tonë,Shqipërisë...

Pyelli gjëmonte nga zërat e tyre dhe veriu i hollë që i merrte me vete dukej sikur donte ti përhapte sa më parë anembanë vendit.

- Dhe se do të qëndroj besnik deri në fund...
- Dhe se do të qëndroj besnik gjer në fund...
- Dhe po të tradhëtoj vendin apo shokët do të vdes para këti hangjari dhe kësaj revolje...
- Dhe po të tradhëtoj vendin apo shokët do të vdes para këti hangjari dhe kësaj revoleje ...

Pastaj të gjithë me rradhë kaluan përpara shkëmbit. I pari shkoi Themistkopliu,puthi sefte çipin e flamurit të çetës së tij,puthi dhe revolen me hanxharin...

Fragment nga romani „Për Mëmëdhenë′′
i Thoma Kacorit

BASHKIMI KOMBËTAR NR.6 tetor '92

Organ i grupit letërar "Luigj Gurakuqi " Hani i Elezit

NORA E KELMENDIT

Heroizmi i popullit shqiptar në shekuj kundër shtypjes dhe robërisë ishte shembuj sakrifice për mbarë popujt e Ballkanit që rënkonin nën sundimin e Perandorisë Otomane. Rezistenca shqiptare vazhdoi nga Gjergj Kastrioti-Skënderbeu e deri te Ismail Qemaili, ku me shpalljen e pavarsisë së Shqipërisë, pas pesë shekuj robërie, u kurorzua me sukses lëvizja çlirimtare shqiptare. Për trimëri e guxim nuk ngelën prapa burrave as femrat shqiptare. Njëra ndër ato ishte edhe NORA E KELMENDIT, nga Malësia e madhe (Shqipëria Veriore).

Emri i fisit të Kelmendit ishte bërë mjaft i njohur jashtë kufijëve të Shqipërisë, sidomos pas disfatëa që pësuan turqit në vitet 1612 dhe 1613. Dhjetë vjet zgjati qëndresa e fortë e malësorëve. Ate nuk e theu dot asnjë ushtri e sulltanit. Mirëpo në dimrin e vitit 1638 sulltan Murati i IV urdhëroi bejlerbeun Vuço Pashën, që të kryente operacione ushtarake kundër Malësisë së madhe.

Vuço Pasha grumbulloi në Shkodër ushtritë e nëntë sangjaqeve të Shqipërisë e të Bosnjes, rreth 15 mijë vetë, të cilët në fillim të shkurtit 1638 u nisën kundër Malsisë së madhe në drejtim të Kelmendit dhe e rrethuan ate. Dimri ishte i fortë e bora e madhe. Lufta bëhej përdit e më e ashpër, dhe ishte e pabarabartë, luftë kjo e dyfisht: kundër gjakseorit të tmerrshëm dhe urisë. Dikur u lodhën për bukë e spatën ka tyja shajnë. Vuço Pasha thirri kasnecin më të shpejtë dhe porositi: ...Shko e thuaju atyre malësorve se u kam lakmi për këtë trimëri të pashoqe... Tregoju njerëzve të Kelmendit se po e kërkoj për grue Norën, qikën e tyre-dhe si shenjë shpërblimi do të largohem me tanë ushtrinë.

Kurrë më ngushtë nuk kishte qenë Kelmendi. Dimen pa fije buke, deshë e shetinë. Kelmendi zgjodhi vdekjen deri në sa të zgenin mashkull, e Norën më të bukurën qikë të Malsisë të mos ja japin turkut. Kështu u vendos në log të Kuvendit, por Nora theu vendimet e Kuvendit dhe pranoi që të "bëhet grueja" e Vuços. U gëzua shumë Vuço Pasha kur mori vesh se Nora po vie në shtratin e tij. Dhe mu atëherë kur Nora po bëhej gati të bjerë në shtratin e Vuços nxori thikën që e kishte fshehur në trup dhe e goditi për vdekje Vuço Pashën. S'vonoi shumë dhe ia behën edhe malësorët. Llogori i ushtrisë turke u shëndrua në kasaphënë të tmerrshme. Meritat më të mëdha për këtë fitore pa dyshim se i kishte Nora ku e flijoi edhe vetë jetën, heroizmi i së cilës sot mburrë qindra e mijëra gra e qika shqiptare.

Emrush Dernjani, prof.

Faksimil nga ,,Bashkimi…" i muajit tetor 1992

,,Bashkimi kombëtar'' si organ i grupit letrar ,,Luigj Gurakuqi" jetën e tij e vazhdoi edhe në vitin 1992 dhe kemi arritur t`i sigurojmë 5 numra: numrin 1 të janarit 1992, numrin 4 të majit, numrin 5 të korrikut , numrin 6 në tetorin e vitit 1992 i cili ka dalë dynumërsh dhe numri 7 i cili është botuar më 28 nëntor 1992. Përkundër përpjekjeve, ne nuk kemi arritur të sigurojmë dy numra të kësaj fletushke letrare; numrin 2 e 3 të këtij viti.

Nga vetë fakti se numri i fundit doli për festën e flamurit dhe ky numër përmban numrin e shtatë të radhës, kuptojmë se për këtë vit u botuan 7 numra dhe me këtë veprimtari, shuhet edhe puna e Grupit letrar ,,Luigj Gurakuqi" në Han të Elezit, i cili angazhimin e tij e shpalosi brenda dy viteve të plota, duke ia lënë brezave të lirisë visare të çmuara të krijimtarisë letrare, të cilat u krijuan në kohë dhe rrethana tepër të vështira.



- Këngë për JUSUF GËRVALLËN -

Nga mërgimi vjen një fjalë
je kanë vra shqipes një djalë
njerzit e errt, natën pa hanë
oj zanoftë e zeza zanë.
Jo s'ke vdekë poeti ynë
je ba krah për shqiptarinë
amaneti yt o vlla
piramidë s'semër ësht ba.

Je bajrak që i prinë rinisë
fjala jote mbjell drejtësinë
lshon trokitje në çdo prag
djalë e bën dhe burrin plak.
Gjaku yt pikon nga qielli
me te ndez zjarret agimi
me te rritë blerim çdo [illegible] stinë
koha ushqen brezat që vijnë.

S'je n'mërgim, por je ndër ne
diell i shenjtëtur mbi atdhe
nga gjaku lshon çdo gurë
i skalitë shqipja n'flamur.
Jeta jote në udnëtim
zani yt kangë e vendim
je ba vlla me pavdeksinë
je ba dritë që bartë lirinë.

nga Rapsodi Popullor



Faksimil nga ,,Bashkimi…" i janarit 1992

Më 17 janar doli nr.1 i vitit 1992 dhe për dallim nga dizajni i vitit 1991, broshura u botua në formatin A5 dhe me shkronja më të vogla. Ky numër ka gjithsejt 16 faqe së bashku me kopertinat. Për dallim nga numrat e tjerë, ky numër i ,,Bashkimit'', në kopertinën e parë, në vizatimin e Fevzi Rogaqit, si ballinë e kësaj fletushke, është shkruar edhe një strofë, përkatësisht një pjesë e këngës për vrasjen e dëshmorëve Jusuf Gërvalla, Bardhosh Gërvalla e Kadri Zeka:

*Neve zemrat seç na janë nxi*
*Seç na ndodhi në Gjermani*
*I vrau UDB-a tre djem të ri*
*I vrau UDB-a natën vonë*
*Me tradhti si e ka zakon…*

Ndërsa në kopertinën e pasme është një punim për Skënderbeun dhe në sfond është shqiponja.
Ky numër i „Bashkimit'' i kushtohet dëshmorëve të 17 janarit 1982 dhe në faqen e dytë pos fotografive të Jusufit, Bardhoshit dhe Kadriut, kemi edhe nga një thënie të tyre si p.sh:
*„Në ballë të këtij populli dhe te këmbët e këtij populli, flijimi dhe vdekja për realizimin e aspiratave të tij, do t`na vijë si përjetim më i bukur e më fisnik në gjithë jetën. Dhe s`do të ketë forcë që na ndalë në rrugën tonë të ndritshme"* ( Jusuf Gërvalla)
*„Vetëm puna sistematike me masat, sqarimi i tyre, frymëzimi e edukimi patriotik, mobilizimi e organizimi në shkallë të gjërë, lidhja dialektike e ngushtë e teorisë me praktikën luftarake të masave të shtypura do të çojë përpara kauzën e shenjtë të popullit tonë të shumëvuajtur"* (Kadri Zeka)
Në faqen e tretë kemi fotografinë dhe një biografi një faqe e gjysmë për dëshmorin Jusuf Gërvalla dhe tekstin e këngës për Jusuf Gërvallën.
Në faqen tjetër kemi biografinë e Kadri Zekës dhe fotografinë e tij dhe një poezi shkruar nga ish i burgosuri politik Nexhat Ballazhi:
*Liri…*
*Bashkim…*
*Bashkim kombëtar*
*Duam me shtetin amë.*

*Tre zëra brohoritën*
*Tre zëra dhanë kushtrimin*
*Për liri të atdheut*
*Ata dhanë betimin.*

*U dogjën për atdhe*
*Si qiriu i Naimit*

*Deri në vdekje pa u ndalë*
*Hapën shtigje drejtë bashkimit.*

*Krisma e 17 janarit*
*Kosovën e veshën me të zi*
*Tre bijë Kosovës ia vranë*
*Jusufin , Bardhoshin , Kadriun.*

*Zgjohuni ju thërret Kosova*
*Krahapur ju prêt*
*Zgjohuni se s`keni vdekur*
*Populli ju thërret.*

Në faqet pasuese kemi biografinë e Bardhoshit dhe foton e tij si dhe vendin ku janë varrosur ata në Gjermani e përcjellur edhe me një foto të Nënë Ajshes.
Një poezi kushtuar këtyre dëshmorëve është shkruar nga Mehmet Ballazhi me titull *Ata edhe nën dhe jetojnë,* ku shpalosim një pjesë të kësaj poezie.
*Tre lule t`atdheut dritë e vatrës sonë*
*Tre bilbila që këngën kurrë s`e ndalën*
*Besë me lirinë e Mëmëdheut lidhën*
*E lirisë jetën ia falën…*

*Jusufi pendëmprehtë shtyllë-qëndresë*
*Udhërrëfyesi ynë për ne është shpresë*
*Ai rron, kurrë s`është vrarë dhe nuk vdes.*

*Kadriu si flakadan, pishtar i lirisë*
*Luftoi për ne kundër tiranisë*
*Jeton bashkë me ne në këngët e lirisë…*

Me poezi për dëshmorët e rënë paraqitet edhe Yll Bashkimi ku ndër të tjera shkruan se:
*Krismat e asaj nate të heshtur*
*Copë e grimë e bënë gurin*
*Dhe oshtima arriti në Kosovë*
*Se shqipes ia shkynë flamurin…*

Ibrahim Curri shkruan poezinë „ *O shoku im* " ku në mënyrë poetike shfaq dhembjen për shokun e „ vrarë'' në gjumë, ndërsa Shemsi Bushi shkruan poezinë për Adem Demaçin:

*Lindi shqipja një trim të rrallë*
*Lindi një burrë zemërbardhë*
*Që kurrë s`duroi robëri*
*Shumë e deshti të shtrenjtën liri.*

*Në burg i mbajti 30 vite*
*Për Kosovën heroike*
*Që të dal një ditë në dritë*
*T`i luftojë padrejtësitë.*

*Padrejtësitë popullit që ju kanë bërë*
*Serbomëdhenjtë shtrenjtë kanë me larë*
*Se një ditë do të vijë liria*
*Do të dal në dritë shqiptaria.*

*Xhaxha a kanë rrugët fund,* është një poezi e shkruar nga Sherif Thaçi:
*Të lutem  xhaxha*
*Pak po të jap mund*
*Por më trego të lutem*
*Rrugët a kanë fund?*

*Po biro,xhaxhi të tregon*
*Se nuk është ashtu*
*Si mendon dikush vetë*
*Sepse edhe rrugët e botës*
*e kanë fundin e vetë.*

*Ndërsa fundi i rrugës sonë*
*Tashmë u afrua*
*Me vite për këtë rrugë ecëm*
*Por s`duhet ndaluar…*

Ajnure Daci, shkruan poezinë *Kjo kohë*, një poezi tre strofëshe e cila në vetvete ngërthen ankthin, frikën dhe mizoritë e pushtuesit…

*Në këtë kohë të pakohë*
*Shumë buzëqeshje u shuan*
*Shumë nëna u përvëluan*
*Në këtë kohë të mallkuar.*

*Shumë zemra u coptuan*
*Shumë nëna u përvëluan*
*Në kohën e pafat*
*Ku bishat s`ngopen me gjak…*

Nexhat Ballazhi shkruan poezinë e cila iu kushtohet Rexhep Malës e Nuhi Berishës, të vrarë nga UDB-a jugosllave:
*Kosovës heroike*
*Burrat s`i kanë munguar*
*Për t`i dalë zot atdheut*
*Jetën e kanë flijuar.*

*Me gjak e lanë tokën*

*Në moshën rinore*
*Kurrë s`u nënshtruan*
*Po ranë për tokën arbnore.*

*Dy lule të rinisë shqiptare*
*U betuan në flamur*
*Për ideale të lirisë*
*Luftuan e s`u ndalën kurrë.*

*Rexhep Mala e Nuhi Berisha*
*Dy të rinjë revolucionar*
*Jetën ia falën Kosovës*
*Dhe popullit shqiptarë.*

*Më 12 janar 1984*
*Në Kodrën e trimave*
*Vendin heroik*
*Ranë dy trima duke luftuar*
*Të pabarabartë me armiqë.*

Nga rubrika: Faqe nga historia e popullit shqiptar, në këtë numër të „Bashkimit…'' vie shkrimi i prof. Emrush Dernjanit për *Kongresin e Berlinit* dhe pasojat e tij për trollin shqiptar, duke u pasuar me një poezi tjetër të Zekirija Kukës e cila i kushtohet dëshmorëve Afrim Zhitia e Fahri Fazliu:

*Prishtinë o qytet i lashtë*
*Të rrethuan kurorat me plagë*
*Ato ishin ditët e pikëllimit*
*Kur ata lëshuan zërin e kushtrimit.*

*Ballë për ballë me hordhitë e ushtrisë*
*Ballë për ballë me çetnikët e Serbisë*

*Ajo pranverë me lule të freskëta*
*Fahriu e Afrimi si shpata të hekurta.*

*Nuk i lanë të qetë as në shoqëri*
*Nuk i lanë të qetë as në shtëpi*
*Të ndjekur ishin nga policia*
*Fahri Fazliu e Afrim Zhitia.*

*Flakë nxjerrin nga goja*
*Dhe grushtin lart*
*Kjo është tokë Arbënore thonë*
*E fituar me gjak.*

*Qëndruan këta petrita*
*Qëndruan nëpër qeli*
*Ishin të përbetuar*
*Për flamurin kuq e zi.*

*Gjëmon Prishtina, vajton Drenica*
*Morën plagë këta dy trima*
*Si Azemi e Shotë Galica*
*LAVDI u qoftë përherë.*

Fahri Bushi:
Flakërime
*Paralindja e gjuhës së animuar*
*Parazitët e hoqi zvarrë*
*Koha nuk shpejtoi kur shpejtuam ne*
*Testament mbet n`përkujdes i gjallë.*

*Nata e madhe i solli lavdëri zotit*
*Pusi shtatë pash u kthjellë*
*Gurët eë guralecët u dukën pastër*

*Kleopatra drejtoi tokën para hunde*
*U pranua këngë: gabimet rëndojnë veten.*

*Balenat harruan ta mbajnë botën*
*Por u mbajt vetë „çudi"*
*Hetuesit pranuan shpërlarjen pas veprave madhore*
*Figurat e gjalla shikohen praptas*
*Kumboi zëri: Unë jam shumë herë unë; mos harroni*
*Disa mbajtën historinë në grusht…*

Sejdi Dernjani:
Kurorëzimi
*Histori e gjatë,*
*Shekull i gjatë,*
*Dekada të gjata,*
*Çka mund të sjell nata?*

*Histori e tmerrshme,*
*Shekull i tmerrshëm,*
*Baladë e përgjakur,*
*Natë e përflakur.*

*Historia- një ditë do të vijë*
*Me të mira njëmijë*
*Me dritë dhe me diell*
*Kurorëzim në histori.*

*Hekur e çizme*
*Populli im i pa*
*Gjithmonë i shtypur*
*I dergjur nuk ra.*

*Operim në kokë*

*Shtojket lidhur krahut*
*Kurrë zemra si pushoi*
*Për tokën e Babait.*

*Thonë se e robnuan*
*Thonë se e torturuan*
*Thonë se e vranë*
*Po kurrë nuk e thyen.*

Ibrahim Curri:
Çiltëria
*Kur zemra mbushet vaj  e lotë*
*Zëri shpërthen melodi e këngë*
*Kur më merr malli për babë, nënë, motër e vëlla*
*E largoj me ndonjë shok që më gjendet pranë*
*Po kur më merr malli për atdheun*
*Në veten time shkarkohen rrufetë.*
*( Bronschëeig 1990 )*

Poezia e radhës në këtë numër është ajo e „Studentit `91" me titull *I gjallë vdes dhe zgjohem përsëri* nga e cila shkëpusim një pjesë të saj:
*Herë në këngë e shoh e herë në vaj*
*Të zbehur e shoh të strukur në një skaj*
*Pastaj të qeshur plot gëzim e shpresë*
*E shoh plotë zjarr përjetë – qëndresë.*

*Nganjëherë i gjallë vdes dhe zgjohem përsëri*
*Vetëvetes rrugë i gjej e herë herë shteg nuk kam*
*Në ëndërr e shoh trëndafilin – filiz i ri*
*Dhe shpesh hamendem i gjallë a i vdekur jam…*

*Mos…* , është një poezi e shkruar nga Ajnure Daci:

*Mos mi fshij djersët prej ballit*
*Mos mi shpalo plagët prej zemrës*
*Mos mi mbyll të gjitha shtigjet*
*Se rruga e heshtjes*
*Një ditë do të përfundojë.*

*Atëherë do të pyesësh veten*
*Vallë, ç`i bëra njerëzimit?*
*Por atëherë do të jetë vonë*
*Ngase na e ndale buzëqeshjen ende pa lindur*
*Na i mbylle sytë ende pa i hapur*
*Por ardhmërinë s`mund t`na e ndalësh*
*Se do të vijë me lule veshur*
*Ndër ne njerëz të dritës.*

*Pra mos u huto*
*Se njerëzit lindin e rriten*
*Se liria fitohet me gjak*
*Se mundimet lëshojnë djersën*
*Se vrasësit vrasin në fund vetveten.*

Në fund të këtij numri është edhe një shkrim nga Redaksia në të cilin tuhet:
*Daljen e këtij numri të ,,Bashkimit…" e mundësoi Komisioni për grumbullimin dhe shpërndarjen e të mirave material pranë LDK-së dega në Han të Elezit, me ç`rast për këtë akt human e falënderojmë.*

# BASHKIMI KOMBËTAR

VITI II
Nr.4
Maj'1992

ORGAN I GRUPIT LETRAR „LUIGJ GURAKUQI"
HANI ELEZIT




Faksimil nga ,, Bashkimi…" nr.4 maj, 1992



Punim i Fevzi Rogaqit i cili përdorej edhe si kopertinë e fundit e „Bashkimit"

Numri 4 i „Bashkimit… ‘’doli në muajin maj të vitit 1992 dhe ky numër në ballinë përmban portretin e tribunit Bajram Curri i punuar nga Fevzi Rogaqi dhe materialet janë të shtypura në formatin A5. Ky numër doli në 8 faqe.

Shkrimin: *Lufta e Lidhjes së Prizrenit kundër coptimit të tokave shqiptare* e sjell prof. Emrush Dernjani, ndërsa në faqen tjetër kemi një shkrim ku prezantohet poeti Kadri Osmani, njëherit ish i burgosuri politik me vite më të gjata burgu, pas Adem Demaçit. Krahas biografisë së Kadriut, po në këtë faqe kemi edhe një kurorë sonetike e shkruar në burgun e Mariborit në vitin 1978:

***Sh**qipe e lartësive me një Diell në dorë.*
***U** bë kohë e gjatë që kur jemi nda.*
***K**umri e fatit tonë që këndon nën tra.*
***R**uaj këto sonete të zemrës kurorë.*

***I**shim në udhëtim në qerre me do kaca.*
***J**eta jonë I ngjanë udhës me Kshtë t`Kumtrit.*
***E**dhe tash duart tua kundërmojnë erë t`brumit.*
***O**,s`e harrojmë dot ne Kullën me aq rrasa!*

***S**onte s`kam fjetë mirë duket se kam zjarrmi.*
***M**erre termometrin që t`mos presim kot.*
***A** jemi a s`jemi të denjë për këta lot?!*

***N**esër çfarë na prêt mos m`pyet se nuk di.*
***A**manet ta lë Kullën kur t`bie me fjetë.*
***J**eta ime pa Ty kurr s`do t`kishte vleftë.*

Edhe në faqe të tjera të këtij numri kemi disa poezi nga Kadri Osmani si ajo *Takimi me poetin*, pastaj *Miku ynë-poeti*,

si dhe poezinë *Ti dhe ata*, një poezi e bukur me motiv burgu e qëndrese:

Ti dhe ata
*Kur i kapë revolta*
*Ti s`ua varë strajcën*
*Kur të fusin n`burg*
*Ti e çelë parajsën!*

*Kur kujtojnë se t`mbyllën*
*Fluturon në lartësi*
*Kur t`i ndalin librat*
*Krijon letërsi!*

*Kur të lanë t` uritur*
*T`ushqen ideali*
*Kur të lanë të ngrirë*
*N`ballë të çelë behari!*

*Kur të lënë n` beton*
*Ti e gjen livadhin*
*Kur të lënë n`vetmi*
*Ti je bashkë me Bardhin.*

*Kur të qojnë në qoshe*
*Ti iu del në pritë*
*Kur të fusin në terr*
*Në ty lind një dritë!*

*Kur të bëjnë t` padrejta*
*Ti një grevë e shpallë*
*Kur thonë se mbarove*
*Datën ua kallë!*

*Kur mendojnë se t`fikën*
*N`krah e mban një botë*
*E kur t`i vejnë prangat*
*Shtatë herë je më i fortë!*

*Kur t`i shtojnë torturat*
*Shkrihesh në hare*
*Kur ta rjepin lëkurën*
*T`del një më e re!*

*Kur të quajnë të pa fe*
*Ti i ke tri feja*
*Kur ta presin kokën*
*Të dalin shtatë të reja!*

Me shkrimin, *Roli i shkrimtarit atdhetar në Luftën e madhe të Pavarësisë*, paraqitet Shaban Çupi ku ndër të tjera shkruan se:
*Letërsia shqipe nuk e pat fatin që të zhvillohet në rrjedhën normale të saj, për shkak të ndarjes fizike të popullit tonë që i bënë të huajt, por flaka e lirisë së Rilindësve nuk u shua kurr, por u bart me besnikëri nga brezi në brez gjeri në ditët e sotme…*
*Edhepse jetuan ( jetojnë) nën një regjim diktatorial-asimilues, ku çdo shkëndi e lirisë shuhej me flakën e pushkës, shkrimtarët atdhetarë gjetën forcën e krijimit. Në mesin e tyre spikatë e fuqishme figura e poetit të lirisë Jusuf Gërvalla, të cilin e vrau UDB-a jugosllave vetëm se pena e tij ishte bërë barikadë e paka-përcyeshme për diplomacinë gebelsiane të Jugosllavisë.*
*Edhepse vazhdimisht të ndjekur, të burgosur e disa edhe të vrarë, arritën që fondin e përgjithshëm të letërsisë shqipe ta rrisin dhe ta begatojnë edhe më. Koha kur vepruan poetët tanë nuk përkonte me kohën e ,, të pagjumëve" evropian, ata u deshtë të shkruajnë për lirinë, pavarësinë dhe çlirimin e atdheut.*

*Derisa të tjerët shkruanin në dhomat komode të tyre, shkrimtarët tanë krijuan burgjeve duke ia lënë amanet letërsisë shqipe qoftë edhe një poezi të vetme, prandaj me të drejtë Agolli shkruan:*

> *Se nga dolët ju, tregojnë rrugët, sheshet e qyteteve,*
> *Ku bridhnin varfëritë dhe hallet,*
> *Ku shtypte shpinat peshë e rëndë e derteve,*
> *Ku shkelte çizmja e huaj në kalldrëme,*
> *Ku kish çdo vrimë gardhi, bajonetë…*

Ibrahim Curri:
I etur gjithmonë
*Sa fort e doja shkollën*
*E dija se nga ajo kam ardhmërinë*
*Për çdo ditë mësoja nga diçka*
*E shpirti pastrohej nga errësira.*

*U dashurova shumë në diturinë*
*Gjumë të paktë bëja, vetëm pranë asj isha,*
*Por ajo iku, iku nga unë*
*E unë vrapoja pas saj duke qarë.*

*Ajo më bënte barikada*
*E unë edhe më tepër e doja*
*Gjatë rrugës që e ndiqja*
*Më linte nga diçka, që të mos vdisja.*

Sejdi Dernjani:
U rrita me ty
*U rrita me ty o i pabesë,*
*Kështu më thanë të parët,*
*Shumë dinak u tregove,*
*Kjo ty nuk të falet.*

*Dyzet e një pranvera*
*Me ankth në fyt*
*Me sharje e fyerje*
*Më quajte bandit.*

*U rrita me ty o shtypësi im*
*Pa babë e pa nënë*
*U rrita jetim*
*Me frazën e thatë për vëllazërim-bashkim.*

Fahri Bushi:
Porosi e pavdekur
*Dëshiroj të vdes në trollin tim u gjegj*
*Dhe vdiç ku i ati e rriti lindjen*
*Amaneti i mbeti gjallë së gjalli*
*Shpërndau këngën në katër anët e jetës.*

*Flaki zemrat arbnore, o im birë patë thënë*
*Dhe thuaj troq botës se tokat tona, tona do jenë*
*Amaneti le t`merr këngën e paharruar*
*Shpata  e trimit t` Arbërisë t` shkëlqej sot e çdo mot.*

Dhe krejtësisht në fund të këtij numri të ,,Bashkimit…'' është një poezi e shkurtë e Shaban Çupit me titull:

Në pritje të bekimit
*Fati i një populli,*
*Salloneve të Evropës*
*N`sportel pret bekimin!!!*
*Vallë?*
*Kush do të jenë bekuesit,*
*Si do të jetë bekimi?!*

Nr. 5 i ,,Bashkimit kombëtar" doli në muajin korrik të vitit 1992, kësaj radhe në formatin A4 dhe ka dhjetë faqe. Në ballinë ka një portret të tribunit Bajram Curri, ndërsa në kopertinën e fundit, gjithashtu një vizatim të një malësori me pushkë në krah, punime të F. Rogaqit.
Në faqen e parë kemi prozën e Bashkimit, me titull ,, *Ora e ndaluar*" një prozë dy faqëshe me motiv social, e shkruar nga Mehmet Ballazhi në burgun e Istogut në vitin 1989, në të cilën flitet për gjendjen e rëndë ekonomike të familjes shqiptare, përshkruan tragjikën e Benit të vogël i cili vdes urie, *vdiq një fëmijë i pafajshëm për të jetuar të tjerët, fajtor për të gjitha* e në anën tjetër zhdukjen e babait Dinit *për të cilin disa thonin se e kanë parë duke kërcyer në lum, të tjerët thonin se e kanë parë të ikë në drejtim të panjohur dhe është fshehur në një bjeshkë të pazbuluar,…,* ndërsa në faqen pasuese të ,,Bashkimit'' kemi një poezi të Hydajet Hysenit e titulluar,, *Parajsa e kusarëve*" nga e cila shkëputëm një pjesë të saj:

*Shkon koha e kusarëve*
*Vjen koha e komisarëve*
*,, Fabrikat punëtorëve*
*Tokat fshatarëve ".*

*Në vend të tiranisë*
*Shteti i komunës*
*Shteti i barazisë*
*Republika e punës.*

*Shkon koha e komisarëve*
*Vjen prap kohë e piratëve*
*Shteti i proletarëve*
*Shteti i burokratëve.*

*Në parajsë të kusarëve*
*Si po sillet falli*
*Punëtorëve e fshatarëve*
*U mbetiet vetëm mali…*

Tradhëtari dhe gjarpëri

*Qëlloi që një tradhëtar*
*Shkeli një gjarpër në barë.*
*Gjarpëri i zi*
*Me helimin në dhëmbë*
*E kafshoi në këmbë.*

*E dini se ç`ndodhi*
*Mbas këtij kafshimi?!*
*Ngordhi gjarpëri nga helmimi.*

Gjikë Kurtiqi, Shqipëri

Po në këtë numër, Mehmet Ballazhi shkruan poezinë:
Unë feniksi:
*Unë Feniksi i vrarë nga shumë anë*
*Në jetën time dhe në çdo moshë*
*Unë Feniksi i vrarë pa mëshirë*
*Vetëm pse jam gjallë dhe për kokën tënde bosh.*

*Unë Feniksi që ngritem për ditë*
*Për jetën që ndoshta nuk e shohë*
*Unë Feniksi që ngritem në çdo orë*
*Për agimin e bukur që e njohë.*

*Për Zotin që emrin Feniks ma dha*
*E ndoshta vet Zoti emrin s`ma di*

*Dy të goditura në kokë m`i dha*
*Dhe pa më goditur kërkova liri.*

*Në fletët e shkëputura të jetës sime*
*Feniksi copë-copë qëndron në këmbë*
*Bile në hapsirën e ndotur si fluturon*
*Dhe çdo nyje të jetës e këput me dhëmbë.*

*Unë Feniksi i lindur në shkrepa*
*Në kasollën time aty ku u rrita*
*Një pjesë të jetës mu në rini e treta*
*Unë Feniksi që në shkrepa linda.*

Nga mërgimi, Ibrahim Curri shkruan poezinë:
Shokët e mi
*Kam harruar buzëqeshjet e juaja*
*Më duket se kurrë s`kemi qenë të qeshur*
*Mbi mua ka rënë një pullaz harrese*
*E vështirë ta ngre atë në qiell.*
*Më kujtohen vetëm fjalët e ëmbëla*
*Më kujtohen edhe qëndrimet e forta*
*Nuk e ndjej shijen  e jetës*
*Kur larg, larg nga ju unë jam.*
*Në këtë vend të ftohtë dallëndyshet nuk vijnë*
*Që përmes tyre ta qetësoj shpirtin*
*Dhe kërkoj të gjejë një lajmëtarë të tillë*
*Por është fshehur e unë s`mund ta gjej dot*.

Poezinë „Shqiponja nënë" e shkruan Ibrahim Agim Gostivari, një emigrant në Gjermani:

*Njëmbëdhjetë herë lindi nëna*
*Shtatë vdekje këto lindje ia ndanë*

*E vdekjet u bënë qëndisje në flamur*
*Oborri asnjëherë s`mbeti pa lule.*

*Oborrit i shtinë shtatë krisma për rreth*
*Krismat në zemër të nënës vetëtima reshë*
*Nanës i plasonte një krismë në vesh*
*Nata e nuserisë iu bë sterrë e zezë*
*E nëpër këto krisma ajo u bë det*
*Tupan i pëlcitun i shprazun në mllef*
*Zemra iu bë gurë, guri përsëri djep!*

Burim Caka:
„ *Trimi i nënës* " është një poezi më e gjatë të cilin poeti ia kushton ushtarëve shqiptarë të vrarë pas shpine në armatën jugosllave, prej së cilës shkëpusim një strofë:

*Lumi Lepenc të përqafoi arkivolin*
*Malet e Sharrit të morën në përqafim*
*Me lule më të bukura t`këtij trolli*
*Ta zbukuruan varrin këtu në amshim…*

Mehmet Ballazhi:
Të thashë
*Të thashë se ti je ajo që më buzëqeshë*
*Ti je ajo që më mbush zemrën plot gëzim*
*Ti je ajo që për ty duhet të vdes*
*Ti je ajo që po t`mos ishe jeta s`ka kuptim.*

*Të thashë se pa ty unë s`jetoj dot*
*Ti je ajo që i ngjanë pranverës me lule*
*Për ty derdh gjakun, s`derdh lot*
*Ti je ajo që fortunave s`iu përkule.*

*Të thashë se zëri im do t`jetojë në hapsirë*
*Ti je ajo që më nxitë e më jep forcë*
*Në ty shoh lumturinë dhe në rrugë më bën dritë*
*Ti je ajo që ma falë jetën për këtë tokë.*

*Të thashë se ti je jeta ime*
*Ti je pranë meje në mendjen time*
*Të thashë se ti je fati im*
*Eja më shpejtë më sjell ndonjë urim.*

Sejdi Dernjani:
Në ty e shoh lirinë
*Shpirti më kënaqet*
*Nga shqiptari zemërbardhë*
*Ma freskon zemrën*
*Thot koha ka ardhë.*

*Më merr një gjumë i lehtë*
*Duke e pritë atë kohë*
*I hapa sytë me turr*
*Lirinë për ta parë.*

*Kujtesa më vjen*
*Nga shqiptari zemërbardhë*
*Më freskohet shpirti*
*Thot koha ka ardhë.*

*E shoh një ditë pranverore*
*Që kurrë s`e kam parë*
*Të bukur si lulishte*
*Shqipërinë e ndarë.*

*Ngrihem e dal te kopshti*

*Një zë i bukur valon*
*Tkurret, më futet në shpirtë*
*Plagët mi shëron.*

*I flas dy tri fjalë*
*Me zë i pëshpëris*
*Shpirti më kullohet*
*I përkas Shqipërisë.*

*,, E (pa)arritur "* është poezia e radhës e Fahri Bushit, ku ndër të tjera shkruan se:

*Mos bën hop pa e kcye gardhin*
*Sa vakti thonë e hanë mirë kashtën*
*S`është njejtë ta njohësh nga t`dhjetit njërin*
*Të kalosh t`pestin ta njohësh gjashtën.*

*Moti mund t`shihet që n`mëngjes*
*Më mirë të heshtësh kur s`ia di rendin*
*Sa ke valenxen aq i shtrinë këmbët*
*N`odë t`burrave mund të ta luajnë vendin*.

*Mund të të flasin, lehtë mund t`harrojnë*
*Nëse s`ia hedh shikimin çastit*
*Kur plasin armët pushojnë më ligjet*
*T`menqurit pas (po) i nxitojnë rastit.*

Po në këtë numër paraqitet edhe nxënësja e vitit të dytë, Vjollcë Neziri me poezinë : *Kosovës*

*Kosovë heroike*
*Kosovë kreshnike*
*Lufta për liri*

*Të mbetet krenari.*

*As në të kaluarën*
*Nuk pate qetësi*
*Jetove në errësirë*
*Por me bujari.*
*Një diell që po lind*
*Lart mbi kokë nën qiell*
*Do të gëzojnë njerëzinë*
*E jo vetëm shqiptarinë.*

*Qëndro fort Kosovë*
*Koha të të mos lodhë*
*Gjaku yt i kuq*
*Nuk do të shkoj huq.*

Sherif Thaçi:
Zgjatma dorën
*Jepma dorën ore vëlla*
*T`mirën e t`keqen bashkë me e nda*
*Zgjatma dorën ta jap edhe unë*
*T`i lidhim brigjet ta bëjmë një urë*
*Zgjatma dorën të bëjmë një rreth*
*Të rrokim lojën gjith bota të qeshë*
*Zgjatma dorën o vëlla bujar*
*Se më kurrë s`do të jemi të ndarë*
*Zgjatma dorën se u bëra hi*
*Të luajmë bashkë vallen në liri*
*Zgjatma dorën të gëzojmë*
*Festat e kombit bashkë t`i festojmë.*

Shaban Çupi:
Epitaf mbi varrin e Ylfete Humollit
*E vranë he i vraftë nata,*
*Njerëz më të zi se nata,*
*Te pragu i shtëpisë*
*Pa e parë edhe një herë nënën,*
*Librat, fletoret…*
*Të vranë he i vraftë nata*
*Këmishëzinjë më të errët se vet nata*
*Për t`mos e parë agimin e ri n`horizont,*
*Ylfete motër,*
*Lule e thame n`praverën gjelbroshe të Kosovës*
*Te pragu i shtëpisë me plumba gjoksit, krahërorit*
*Me dëshirën e lirisë në buzë*
*Me buzëqeshjen  e thame në shtat*
*Për të mbijetuar pavdeksinë tënde.*

Fahri Bushi:
Horizont në poezi
*Koha dhe meterologjia e kohës*
*Tyta dhe era e plumbi të tytës*
*Jeta dhe ditët  e jetës*
*Po maten. Mateni.*

*Njeriu dhe njerëzit e tij*
*Krenaria dhe trupi baraz*
*Gjyshi dhe nip të gjallë në një emër*
*Po maten. Mateni.*

Yll Bashkimi:
Mos më vajto
*Kurdo që të vdes mos më qaj*
*Sepse sot jam i gjallë*

*Kur të më pushoj zemra*
*Mos më ngrit lapidar.*

*Mos i përlot sytë përpara kufomës sime*
*Atëherë kur nuk e shoh jetën*
*Mos mbaj zi atë ditë për mua*
*Por mbaj për vetëveten.*

*Mos t`i shoh buzët të dridhen*
*Mos ta shoh gjakun të ngrirë*
*Nuk dua të më vajtosh atëherë*
*Kur në arkivol jam i shtrirë.*
*Mos i thuaj askujt se ndjen dhembje për mua*
*Sytë mos i njom kur të vdes*
*Se sot nëse nuk e shoh lumturinë*
*Pas vdekjes s`kam çka pres.*

*Nesër qeshu e gëzohu ti*
*E mua më le të prehem i qetë*
*Lule mos më sjell te varri*
*Se e kam trëndafilin, që ma fale në këtë jetë.*

Sherif Thaçi:
Fati im
*Më thuaj ku gjindesh*
*O fati im plot dritë*
*Unë po qaj e tip o qeshesh*
*Me shpirt jam duke pritë.*

*O fati im plot gaz*
*Më jep edhe pak shpresë*
*Se unë po rroj më duket kot*
*E kështu një ditë do të vdes.*

*Në ty o fati im plot dritë*
*Kujtoj bukurinë e asaj vashe të re*
*Seriozisht jam molisur duke t`pritë*
*O fat im i dashur ku je?*

*O fati im i gjorë*
*Thuaj njëherë ja ku jam*
*Se tashmë shpresën e fundit*
*Në këtë jetë unë  e kam.*

*Oh sikur unë të vdisja*
*Pa më ardhur e bukura ditë*
*Edhe më pas do të flisja*
*Vetëm me hijen time në shpirtë.*

*Ah kështu si më shkon*
*Kjo jetë e shkretëa*
*Ti atje mirë po jeton*
*E unë, si lulja pa fleta.*

Student `92:
Bota e ëndrrave të mia
*Oh bota ime*
*Botë e ëndrrave të mia*
*Më ke vrarë vetëm me shikime.*

*Jeta ime në mes të detit*
*Në mes valësh, mes stuhishë*
*Në mes këngëve pa vajtime*
*N`mes t`vërtetës pa trillime.*

*I këndove jetës*
*Ajo të vret*

*E thërret e nuk t`përgjigjet.*

*Nuk të njeh e s`të dëgjon*
*Ta merr këngën e s`të flet*
*Sytë t`i merr e t`i vërbon*
*Ti kot endesh*
*Kot punon e vrapon.*

*Njëherë bie e prap zgjohesh*
*E sheh jetën n`horizont*
*E bën hapin dhe mundohesh*
*Për atë ditë…*
*Për atë ditë që gëzohesh.*

*Unë mendova se do t`vijë dita*
*Gjumë nuk bëra asnjëherë*
*Veq për çastin që e prita*
*E ajo ende s`erdh*
*Mos ka mbetur në humbnerë.*

Në radhë është numri 6 i „Bashkimit kombëtar'' i vitit 1992. Ky numër është shkruar në formatin A5 me një dizajn pak më ndryshe, prapa „Bashkimit…'' në sfond është shqiponja, ndërsa në ballinë është policia serbe e përballë tyre shqiptari kryengritës.
Në brendinë e tij kemi poezi, faqe nga historia e popullit shqiptarë, një tregim i shkurtër, ndërsa në kopertinën e pasme, vizatimin e një malësori luftëtar, punim i Fevzi Rogaqit.

Sejdi Dernjani:
O shok o Rafi

*Kush tha se nuk të njoh*
*O shok o Rafi!*
*Ty të mbajnë në dry*
*Shumë vite o shok Rafi*
*E flamosura kjo Maqedoni.*

*Të lindi nënë e jona*
*Të rriti Tetova*
*Të frymëzoi kombëtarja*
*Të mban mbyllë Idrizova.*

*Kush tha se nuk të pashë*
*O shok o Rafi!*
*Ty të njeh e tërë Kosova*
*Të frymëzoi kombëtarja*
*Të mban mbyllë Idrizova*
*O shok o Rafi!*

*Lotët i përmbajta*
*O shok o Rafi!*
*Kur e vizitova tënden shtëpi*
*Shqipodëshmorin trim sikur Ti*
*Që pritjen na e bëri*
*Si të ishe ti në shtëpi.*

*E di se nuk gjunjëzohesh*
*O shok o Rafi!*
*Për një gjë jemi të sigurtë*
*Se dita do të vij*
*O shok o Rafi!*

*Unë ty të njoh*
*O shok o Rafi!*
*Ideali na bashkon*
*Rrugës për Liri.*

Në vazhdim të këtij numri kemi dy poezi të Hydajet Hysenit, njëra e shkruar në vitin 1988 e tjetra në vitin 1989

Shokët e prangave

*Ata mbase s`do të njiheshin kurrë*
*Po të mos ishin njerëzit me çomanga*
*Kur i çonin në torturë*
*Ua lidhnin duartë në të njejtat pranga.*

*Më vonë bënë ç`mos që t`i ndanin*
*Por ishte punë e kotë*
*Duartë që lidhen në të njejtat pranga*
*S`mund t`i ndajë asgjë në botë.*

Sharri

*E shikoj Sharrin me plis prej bore*
*Si ia hedh një sy Shkumbinit*
*Dhe më ngjanë si statujë*
*E Isë Boletinit.*

Poezinë *Vdekje përtej detit* e shkruan Mehmet Ballazhi në të cilën pasqyron plagën e dhembëshme të mërgimit, ku shqiptarët lënë atdheun e tyre dhe nëpërmjet poezisë poeti shpreh revoltën:

*Ju që Zotin e harruat*
*Harruat atdheun*
*Braktisët shtëpinë*
*Në perëndim vërshuat*

*Po Kosovën ku e lini*
*Nën këmbë të huaj*
*Apo nuk e dini*
*Se Ajo është e robëruar*
*E shkelur*
*E vrarë*
*E djegur dhe e sharë.*

*Ju që mallet e detrat kaloni*
*Bukën eidhët e hani*
*E bukën tuaj që u rriti*
*E shkelni dhe e harroni*
*E përbuzni jetën tuaj*
*Djersën e derdhni atje*
*Në dhe të huaj…*

Ibrahim Curri:
Helmsted(Gjermani)
Robëri e jo liri
*Këtu Qielli është pa re*
*Edhe Dielli shumë rrezon*
*Por ai mua nuk më nxehë*
*Nuk e dua unë këtë Diell*
*Që nuk bënë luftë me re*
*Nuk e dua këtë hapsirë*
*Që më mashtron e nga atdheu më largon*
*Nuk e dua këtë liri*
*Që për mua është robëri.*

*Pse qe i padrejtë Kongresi i Berlinit*, është një shkrim nga historia shqiptare të cilin e trajton prof. Emrush Dernjani, ndërsa për numrin e ardhshëm të ,,Bashkimit…''

paralajmëron se do të shkruaj për *Lidhjen e Prizrenit*, ndërsa në vazhdim, Fahri Bushi shkruan për *Shqiptarët në Turqi*.

Mejreme Thaçi:
Kosova dhe Shqipëria
*Kosova dhe Shqipëria*
*E kanë një dëshirë*
*Që të bashkohen*
*Dhe të jenë të lirë.*

*N`Shqipëri kemi vëllezërit*
*Edhe motrat tona*
*Kemi një flamur t`qendisur*
*Nga motra , Marigona.*

*Prandaj për këtë qëllim*
*Bashkimi ynë nevoitet*
*Dhe çdo kufi në mes nesh*
*Patjetër duhet të hiqet.*

*Dëshira e popullit*
*Është si margaritar*
*Që në mesin e vet*
*Të mos ketë tradhëtarë.*

*E dua Kosovën*
*Të jetë e lirë dhe krenare*
*Sepse jam e lindur*
*Nga nëna shqiptare.*

Faik Rexha:
Kush na e ndali shkollën
*Vëllau im ma thuaj një fjalë*

*Shkollën kush na e ka ndalë*
*A thua kanë shpirtë ata fatzi*
*Që s`lejojnë program për mësim të ri.*

*Dëgjo motër një fjalë ç`të them*
*Shkolla vazhdon vetëm për mizorë*
*Ata t`pashpirtë ata tradhëtarë*
*Ata që lirinë e shndërrojnë në gjak*
*Dhe ata që nga goja vjellin helmë.*

*S`duan të shohin askund nxënëx shqiptarë*
*Veç duan t`i vrasin, t`i maltretojnë*
*Diturinë t`ua ndalojnë*
*E për ardhmëri fare s`mendojnë.*

Fahri Bushi:
Skajime
*Unë flas për vehte*
*Ti prap për mua*
*Mos vallë pse kënga rrjedh e imja*
*Kohë duhet për t`u kulluar uji*
*Nëse preken librat që s`preken*
*Nuk pushtohet pjesë e historisë*
*Pas lindjes dy të kundërta jetojnë*
*S`barazohen inkubatorët me lindjet e nënës*
*Paranisja nuk matet njejtë*
*Dikush matë peshën ndaras*
*Fjalamanët ca herë maten me Iaramanët*
*Krekosjet ngjallen, mbesin e vdesin.*

Feim Brava:
Pse
*Pse Kosovë je e robëruar*

*Pse s`lirohesh prej Serbisë*
*Pse s`ngre grushtin përpjetë*
*Dhe ti thuash stop tradhëtisë.*

*Pse s`ngritesh në këmbë*
*Të kërosh liri*
*Të lirohesh përgjithmonë*
*Nga kjo shtrigë Serbi.*

*Ah, Kosovë lule gjaku*
*Me flamur kuq e zi*
*Të gjakosur nga dëshmorët*
*Që ranë për liri.*

*Ah Kosovë, Kosovë*
*E imja ti je*
*Por kur të shoh të robëruar*
*Zemra më dhemb.*

Studenti `91

Sytë e mi

*Sytë e mi ndoshta përbindësh janë*
*Mund të jenë edhe të dehur*
*Të etur e në to plot këngë*
*Jo të heshtur dhe të fshehur.*

*Me këta sy e shoh qiellin*
*I shoh vuajtjet n`trupin tim*
*Shoh lirinë sikur diellin*
*Që do t`vijë sikur agim.*

*Dielli lind dhe përëndon*
*Qielli hapet prap errësohet*

*Zogu heshtë e këndon*
*Jeta vdekjes i shkurtohet.*
*Me këta sy gjitha i shoh*
*Vuajtjet edhe mjerimin*
*Fatin që m`njeh e nuk e njoh*
*E shoh edhe trëndafilin.*

*Sytë e mi e shohin jetën*
*Të lumtur e plot shpresë*
*E shohin dhe të vëretetën*
*Që pa te veç mund të vdes.*

Ismail Bushi, shkruan tregimin për *Dy pensionistët* me personazhe Osmanin dhe Tafën të cilët bisedojnë se kur do vie liria, një tregim i shkurtër, por domethënës:
*Paska qenë njëherë një udhëtar i largët dhe kur arriti në njëfar vendi, ishte lodhur së udhëtuari dhe i lodhur sa s`ka më ia kishte mësy një shtëpie. Thirri te dera dhe pas pak del një grua. I doli përpara e ftoi brenda dhe për një çast u shtangua pasi që nuk kishte çka t`i jepte për të ngrënë. Shikoi për dritare dhe e pa në kopsht misrin. Doli përjashta, e mori pak misër, e përgatiti për mulli, e dërgoi për ta bluar dhe u kthye. Pastaj e gatoi një bukë e pjeku dhe ia ofroi mysafirit. Urdhëro, i tha. Mysafiri hëngri bukë deri sa u ngi. E zonja e shtëpisë e pyeti se si iu duk ushqimi. Ai i tha se buka paska qenë shumë e mirë por u vonove shumë derisa ma solle. E zonja e shtëpisë ia priti: E more mik, sikur ta dije ti se sa rrugë është bërë deri sa është bërë buka, ti s`do t`më kishe pyetur fare se a jam vonuar apo jo…*
Fatmir Çaka, po në këtë numër shkruan poezinë për Nënë Terezën, si:
*Shiko fëmijët*
*Se si vajtojnë*
*Të ardhmen e lumtur*

*Ata dëshirojnë…*

*Eja oj Nënë Terezë*
*Eja e jepu shpresë*
*Se duan të jetojnë*
*Jetën e lumtur ta shijojnë.*

Kurse Shemsi Bushi shkruan poezinë *Atë ditë*, të cilën ua kushton nxënësve që dëshirojnë në shkollë të shkojnë, por që pushtuesi i pengon, me të cilën poezi edhe përfundon ky numër i Bashkimit.

Numrin e radhës që kemi arritur ta gjejmë për vitin 1992 të Bashkimit kombëtar, është i shkruar në formatin A4 me letra të holla dhe as në kopertinën e parë dhe as në të fundit nuk ka ndonjë vizatim sikur në numrat e tjerë. Megjithatë numri ka arritur të shtypet në 7 faqe, por nuk dimë numrin e ekzemplareve të botuara.
Në ballinën e këtij numri kemi një shkrim për *Norën e Kelmendit*, i shkruar nga Emrush Dernjani, në të cilin pasqyrohet qëndresa e Norës, ndërsa në faqen pasuese kemi tri poezi të marrura nga revista „ Ora" në Shqipëri: *Ku vete Shqipëri*, *Urithi dhe miu* dhe një *Kronikë*.

Zamir Hysa[3]
Dervish Shaqës
*Kur deshën t`ia thejnë sharkinë,*
*Mbaroi çiftelinë e re.*
*Kur deshën t`ia këputin telat,*
*Nga koka e nuses këputi fijen e flokut*
*Dhe ia ngjeshi lahutës Ilire.*

[3] Pseudonim i Shaban Çupit

*Kur i thanë: t`mos këndoj mes popullit*
*I këndoi gurit, arës, fushës, malit…*
*Kur ia ndaluan këngën,*
*Kaloi në Shqipëri*
*Dhe kurrë se ndali së kënduari*
*Epopenë e Ahmet Delisë.*

Mehmet Ballazhi:
*Këndoj për të kaluarën e fisit, të parëve të mi*
*Shoh një jetë, e tëra mjerim*
*Mjerim, vuajtje, luftë dhe shkatrrim-historia dëshmi*
*Në fund lirinë e merituar-jo të plotë*
*Dhe ja, sot po  e përjetojmë të kaluarën e fisit tim.*
*Me sytë e mi po i shoh të gjitha*
*Shoh padrejtësitë, shtypjet torturat*
*Shoh epshet e fëlliqura të kalbësisë së kohës*
*Që në ,,ferr'' të na shohin kënaqen,*
*Nuk knaqet zemra e tyre kërmë.*
*Por jo ata vetëm sa fëlliqe më tepër*
*Sepse ne, na mësoi fisi ynë sit ë vdesim në liri.*
*Edhe sot koha na mëson*
*Prandaj të qëndrojmë të patundur deri në ardhmëri.*

Ibrahim Curri:
*Absurde*
*Nuk thurret bjeshka, kush most ë mashtrohet*
*Nuk pritet mali, edhe këtë e dini*
*Ai digjet, digjet deri sat ë shuhet*
*E nga ai ikin zogjtë, e në qiell fluturojnë.*
*Nuk vriten zogjtë kush most ë mashtrohet*
*Rritën kush s`mund t`ua ndalë, edhe këtë  e dini,*
*Ata vetëm helmohen derisa të dergjen*
*Por, cicërimat e tyre kurrë nuk vdesin.*

Shaban Çupi:
Atje ku vdekja ishte shpëtim
*Për ne ngritën Goli Otokun*
*Rrethuar me tela gjembë*
*M`u në mes të detit*
*Për t`mos parë më Kosovën.*

*Për ne hapën shpellën e Petrovës*
*Që t`mos e shohim dritën,*
*Që t`na e shkurtojnë rritën*
*Që brenda sajë t`venitemi.*

*Na than: T`ia ndrrojmë vendin kodrës*
*T`ia ndalim ujit rrjedhën,*
*Diellit nxehtësinë,*
*Lëvizjen Tokës…*

*,,Ishim" fajtorë*
*Pse në maje të xhamisë shpalosëm flamurin,*
*Pse në kokë bartnim plisbardhën,*
*Nënsjetull abetaren.*

*Na e deshtën vdekjen, por ne prapë gjallë*
*Me flamurin shkabë n`valim*
*Plisin në kokë, abetaren n`shfletim*
*Për Kosovën e lirë, në marshim.*

Sejdi Dernjani:
Hija e babait tim
*Një burrë më afrohet,*
*Nuk e njoh,*
*Gjakun tim ka*
*Ashtu më duket*

*Më thot:*
*Vijë nga Anadolli?!*

*Një burrë më kapë për qafe*
*Më shtrëngon fort,*
*Lotët i shkojnë mjekrrës*
*Flet e më thot:*
*Dyzet vjet mort!*

*Një burrë i përngjet babait,*
*Syt ashtu i ka,*
*Më lëshon e prap më kap për qafe,*
*Gjak të kam o vëlla.*

Shaban Çupi:
Sharri
*Eh, sa madhështorë,*
*Shpatullgjërë*
*Që është*
*Dardani plak!*

Shaban Çupi:
Kodra e pishave
*Dje e shkretë*
*Sot e dendur në pisha,*
*Nesër pushimorja e lirisë.*

Shaban Çupi:
Vjeshtë
*Vjeshtë në natyrë,*
*Vjeshtë në zemrat tona*
*Vallë?*
*Kur do të vie pranvera?*

Shaban Çupi:
E shkretë
*Ah shtëpi, shtëpi,*
*Me derë, por me dry,*
*Me djep, por pa fëmijë,*
*Me oxhak, por pa tym të zi.*

Sejdi Dernjani:
*Merre fatin tim*
*O diell i bekuar*
*Ngrite lart, lëshoj rreze*
*Digje atë që më mori fatin.*

*Merre vullnetin tim*
*E fute thellë në tokë*
*Bëre ujë dhe qite në burim*
*Ta pijnë ata që më hidhërojnë.*

*Merre dëshirën time*
*Aj kaltërsi e hapur*
*Bëre erë të fortë*
*Rrëmbeje atë që më morri dëshirën.*

*Ju prapë mbeteni natyrë*
*Edhe t`i realizoni*
*Unë mbetem para kësaj*
*Deri t`i shkatërroni.*

Ismail Malësiu:
*Magjja ime herë me miell misri*
*Herë me miell gruri…*
*Ndërgjegjja e Evropës piku*
*Helm në zemrën time.*

*Të mëdhenjtë kishin pirë*
*E ishin pirë në kafiterinë*
*BALLKAN*
*E magjja ime më shumë*
*Me miell misri,*
*Se të mëdhenjëve pija akoma*
*S`u kishte dalur.*
*Magjja ime, aaah, magjja ime?!*
*Evropa kërcnohej me durim*
*Krimi magjen brente*
*Bashkë me shpirtin tim.*

Agim Dernjani:
Për kë japim jetën
*Më pyete Ti,*
*Të pyeta Unë,*
*Përgjigje nuk dhamë.*
*Papritmas mes nesh hyri, guximi*
*Hapëm krahërorin, u përqafuam*
*Dhe unë prap pyeta*
*Dhe ti prap më pyete:*
*Për kë japim jetën?*
*U përgjigjëm njëzëri:*
*Për lirinë, Kosovën, të Vërtetën.*

Hydajet Hyseni:

*Gjyshit tim*
*Që e donte tokën*
*Emrin ia zgjatën*
*Ia shkurtuan kokën.*

*Por filiza të shumtë*

*Mbinë në këtë tokë*
*Me emra të shkurtër*
*Të gjatë për një kokë*.

Në këtë numër të ,,Bashkimit…'' është shkruar edhe një fragment nga romani ,, Për mëmëdhenë" të Thoma Kacorit, përgatitur nga Shaban Çupi si dhe një poezi nga Shaban Çupi kushtuar Misto Gërmenjit:

*9 nëntor 1917,*
*Në Selanik*
*Pushkatohet Themistokli Gërmenji*
*Nga gjyqi ushtarak i ,, Armatës së Lindjes"*
*Me akuzë: Konfident i Austro-hungarisë…*
*Gëzim të madh pat Pashiqi, Gavrilloviqi…*
*Ndërsa Esat Pashë qeni fëronte duart*
*Sepse u zhduk edhe një pengesë*
*Për shitjen e Shqipërisë.*

Numri 7 i Bashkimit për vitin 1992, doli më 28 nëntor në Ditën e Flamurit dhe në pjesën qëndrore të këtij botimi është biografia e Ismail Qemalit, e shkruar nga Emrush Dernjani, prof i historisë. Krahas kësaj nga rilindësit është sjellur një poezi e Hil Mosit , *Kushtim* e në vazhdim kemi poezinë *Fjala e flamurit* e cila është botuar më 28 nëtor të vitit 1991dhe është shkruar nga Mehmet Ballazhi.

*Ballë për ballë* është një poezi e shkruar nga Shaban Çupi, e cila është shkruar me pseudonimin Zamir Hysa:

*Plisi:*
*Më thuaj shajkaqë , pse më urren,*
*Pse të dhemb syri kur më sheh,*
*Mos vallë bardhësia ime,*
*T`verbon shpirtin moj e mjerë?*

*Shajkaqa:*
*Të urrej, plis e kokë*
*Bardhësinë s`ta duroj dot,*
*M`verbon sytë, thellë m`shpon n`zemër,*
*Mos dëgjofsha kurr këtë emër!*

*Plisi:*
*Emri im do të jetoj kah mot,*
*Prej këtij vendi nuk lozë dot,*
*Se ky vend është i plisbardhëve*
*Si fllad mali, n`kokë t`shqiptarëve.*

*Shajkaqa:*
*Kokë e plis do t`hjek nga trupi,*
*Kurr për ty, s`do t`më mungoj baruti,*
*Për ty bëra topa e aviona*
*Që kurr e juaja t`mos jetë Kosova.*

*Plisi:*
*Sa për topa e aviona,*
*Kem raketa të duarve tona,*
*Barut t`maleve, kullat tona*
*S`të lëshojmë të gjallë, Rroftë Kosova!*

Shaban Çupi:
Para shtëpisë së Lidhjes( Prizren)
*Në këtë shtëpi, lindi Lidhja*
*Besa – besë për liri,*
*Në këtë Shtëpi u dha kushtrimi*
*Për të shtrenjtën Shqipëri.*

*Në këtë Shtëpi Jo i thanë t`huajit,*
*Vendin tonë e sundojmë vet,*
*Në këtë Shtëpi u ngrit flamuri*
*Për liri e atdhe t`shtrenjtë.*

Mehmet Ballazhi:
***V**uajtja e idealeve të mia*
***U** betova në këngët time të parë*
***A**tëherë thash se u linda përsëri*
***J**a mora këngës për ideal kombëtar*
***T**a shoh si lulëzon e shtenjta liri.*
***J**anë këto vetëm disa kujtime*
***A**po është jeta që kërkon shjegime.*

***E** tregon koha po lindën agime.*

***I**dealet e mia nuk shuhen asnjëherë*
***D**eri në vdekje, as në atë botë*
***E** bukur është vdekja s`është edhe nderë*
***A**tje në fushëbetejë të vdesësh me shokë.*
***L**indje e sërishme është vdekja për atdhe*
***E** vuajtjet e idealeve do të marrin fund*
***V**etëm të fortë pa u gjunjëzuar për dhe.*
***E** liri të falur në atdhe s`ka askund.*

***T**ë lumtur vetveten ende s`e kam parë*

***Ë**shtë e mundur sepse jam i gjallë.*

***M**irë është ta shoh n`lulzim trëndafilin*
***I** lumtur do të isha dhe kjo është liria*
***A**tëherë marrin fund VUAJTJET E IDEALEVE TË MIA.*

Studenti:
Lajmëtarit të lirisë
*Të vodhën*
*Kalove shtegun e përjetësisë*
*Në mes krismës dhe gjakut*
*Lajmëtar i Lirisë.*

*Në kullën e pritjes*
*Mësuesi të priste- lajmëtar*
*Të solla gjoksin – Flamur*
*Të fortë , krenar.*

*Kryeburrave Agroni*
*Në odë miqësie*
*Jam unë nga Kosova stërgjysh*
*Simbol urtësie.*

*Skënderbeu kuptoi*
*Që gjakut i vinte erë lirie*
*Shpejt e lexoi plagën*
*Është trimërie.*

*Malet e Kosovës – lajmëtar*
*Nisë prej Çiçavicës*
*Përsërisin thirrjen*
*E Azem Galicës.*

Sejdi Dernjani:
Mollë e kuqe
*Mori mollë shtatëmadhe,*
*Degët hapë m`i ke*
*Fryte t`ëmbla e t`kuqe*
*Rrënjët kah m`i ke?*

*Toka jote është ujitur,*
*Me djersën e ballit,*
*Degët hapi deri në re,*
*Kaloja edhe malit.*

*Kuq si gjaku Toka jote,*
*Dhe e nxehtë si prushi,*
*Rrënjët tua thellë e gjërë*
*Që mbërrijnë gjer te Durrësi.*

Shaban Çupi:
Luftë blloqesh
*Kur zihen të mëdhenjtë,*
*Pësojnë të vegjëlit,*
*Kur pajtohen të mëdhenjtë*
*Përsëri pësojnë të vegjëlit.*

Shaban Çupi:
Monument atentatorit
*Kur më 1881,*
*Abdyli deshi të kalojë Shkumbinin,*
*Spiunohet prej një tradhëtari shqiptar*
*Te policia turke…*
*Dhe e arrestuan në pusi Abdylin tonë*
*Afër Elbasanit*
*Për ta mbyllur në burgun e Prizrenit.*

*Dora e dashur e popullit*
*E zbuloi spiunin  shqiptar,*
*Ndërsa Jonuz Topuzi*
*E vrau me nëntë plumba në ballë*
*Në emër të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.*

Mehmet Ballazhi:
Në parakalim
*Oh, nuk di kujt t`i shkruaj*
*Nuk di kujt t`i rrëfej*
*Nuk di kujt t`i tregoj*
*Se jeta është në parakalim!*

*Hapi sytë dhe mirë shiko*
*Edhe ti kushdo qofsh*
*Hapi krahët n`daq fluturo*
*Se jeta është në parakalim!*

*Edhe ti zotni i mjerë*
*Mba veshin e dëgjo*
*Thuaj njëherë pa trishtim*
*Se jeta është në parakalim!*

*Po për ty o lypës i shkretë*
*A vjen vallë ndonjë agim*
*E nëse s`vjen thuaj njëherë*
*Se jeta është në parakalim!*

*Thuani gjithë e mos ngurroni*
*Flisni ëmbël e me gëzim*
*Thuani që vuajtjet t`i harroni*
*Se jeta është në parakalim!*

*T`ju them që të këndoni*
*Nuk e di sa kam guxim*
*Po bëra krim ju më gjykoni*
*Se jeta është në parakalim!*

*Në parakalim është jeta*
*Por në zemër s`kam gëzim*
*Prehje askund nuk gjeta*
*Jeta është në parakalim!*

Sejdi Dernjani:
Sarajeva gërmadhë
***S**a bukur lule i dhuron*
***A**skush nuk i kursen*
***R**evan futet e s`duron*
***A** është mirë foshnje e nënë?*
***J**eta është shumë e bukur*
***E**dhe nënës shumë i dhimbset*
***V**erdh në fytyrë e syhapur*
***A** gjallë a të vdiset.*

***G**ëzuar nënë ditëlindjen*
***Ë**shtë fjala  e parë,*
***R**aketa bie mbi ta,*
***M**err jetëra posa kanë dalë.*
***A**t e nënë t`gjithë ne jemi*
***Dh**unë  e foshnjes nuk do të bëhemi*
***Ë**shtë porosia që ne e themi.*

Shaban Çupi:
Dom Mikel Tarabulluzi
*Nëse viziton Stubllën*
*Atje do të gjesh kishën*
*Brenda saj shkollën-muze.*
*Shkollën shqipe me libra shqip,*
*Mësues Mikel Trabulluzin*
*Priftin mësues me tirqi e plis.*

*Në bodrumin e kësaj kishe,*
*Shkolla ilegale shqipe*
*E në tavan , biblioteka*
*Me shkrime të Naimit.*

*Dom Mikel Mësuesi*
*Bashkëpuntorë i Idriz Seferit*
*Kur më 21-shën, krajli kërkoi regjistrimin,*
*Stubllën e shkroi shqiptare*
*E jo rimo-katolike.*
*Dom Mikel Tarabulluzi,*
*Dom Mikel Mësuesi,*
*Nën petkun e priftërisë,*
*Barte flakën e lirisë,*
*Barte dritën e Shqipërisë.*

Sejdi Dernjani:
Tavolinë , fushë mejdani
*Tavolinë moj tavolinë*
*Të kam një fushë mejdani,*
*Shtruar letrën përmbi ty,*
*Rrethin si gjerdani.*

*Gjithë këto rreshta që po i shkruaj,*
*Përmbi faqen tënde,*
*Asnjë fjalë t`i nuk ma the,*
*Fol pashë besën tënde.*

*Fyelli, vazoja t`kanë zbukuru,*
*Stoli në mes të trupit,*
*Libri i bukur skaj gjerdanit,*
*Libri i Çajupit.*

*Tavolinë moj tavolinë,*
*Fushë e shpirtit tim,*
*Sa herë vij e të ledhatoj,*
*Kur më vjen ndonjë kujtim.*

*Lapsi bukurinë ta shton,*
*I kuq porsi gjaku,*
*Libri i Nolit t`ledhaton*
*Si lulja e zambakut.*


BULETINI

ORGAN INFORMATIV I FORUMIT RINOR I LDK-së
HANI I ELEZIT

Ballina e një numri të **Buletinit** dhe kryetitulli: Elaborati milloshevigian„Maxhet e zbrazëta" të mposhtet me solidaritetin popullor, fletushkë e cila drejtohej nga Rufki Suma.

BULETINI

ORGAN INFORMATIV I FORUMIT RINOR I LDK-së
HANI I ELEZIT

VITI II | Prill 1992 | Nr.4

KOSOVA NË PRAG TË LUFTËS

Pushatat shkatrruese luftarake që fillei në Slloveni u përcjell në Kroaci që pati pasoja të papara shkatrruese, tashti po vazhdon edhe në Bosnje dhe Hercegovinë, si dhe nuk përjashtohet mundësia e përhapjes edhe në Sanxhak dhe Kosovë.

Se si do të përfundoj kjo „lojë" saktësisht rezultatet do të dihen më vonë, edhe pse deri diku mund t'i [illegible] ende po përfunduar.

A është ky fillimi i „lojës" apo „finalja"? - Është pyetje që duhet analizuar mirë. Në bazë të ngjarjeve në Slloveni, Kroaci dhe tani në B dhe H mund të përfundojmë se Kosova është në prag të luftës.

Politikën shfarosëse kundër popullit shqiptar Serbia e ka filluar qysh herët, dhe për këtë po bënë gjenë njejtuar njësitë tjera të ish federatës, [illegible] ; por këta ose nuk dinin, ose nuk donin t'i [illegible] si të vërteta lajmet për Kosovën. Po kur lufta fillei në tri republikat e ish Jugosllavisë, atëherë të tjerët panë se po të vërtetë pozita e shqiptarëve ishte në gjendje të padurueshme dhe thanë se kriza jugosllave fillei në Kosovë dhe aty do të përfundojë.

Shtrohet pyetja: Pse deri më tani askush nuk intervenoi ushtarakisht kundër Serbisë?! - Pas shpërthimit të luftës në Slloveni dhe Kroaci, Bashkësia Evropiane, KSBE, Këshilli i Sigurimit të OKB-së, SHBA, dhe të tjerët, nxorrën shumë rezoluta me të cilat dënohej Serbia, por kjo nuk mjaftoi; doli [illegible] tjetër për dërgimin e helmetkaltërve në Jugosllavi, por si kusht për këtë ishte ndërprerja e luftës (Ç'duhen helmetkaltërit pasi të përfundojë lufta?!). E njejta gjë po ndodhë edhe në B. e H. dhe Kosovë. Qeveria e Kosovës edhe zyrtarisht ka kërkuar ardhjen e helmetkaltërve në Kosovë, por Evropa dhe bota si duket janë mësuar që njëherë të fillojë lufta të përmasa të gjëra e pastaj të interesohen për zgjidhjen e problemit. Qëndrimi indiferent i Evropës në këtë drejtim ndaj Kosovës do t'i sjellë pasoja të papara edhe Evropës, [illegible] Evropa dhe bota luftën në Slloveni, Kroaci, dhe B. e H. e cilësojnë si luftë qytetare brenda për brenda një shteti, lufta eventuale në Kosovë mund të shkaktojë konflikte me përmasa më të gjëra, [illegible] deri te lufta ballkanike, Shqipëria e tërë demokratike nuk mund të qëndrojë indiferente ndaj luftës në Kosovë, e me futjen në luftë të Shqipërisë, zjarri i luftës do të zgjërohet edhe në Ballkan. Se Kosovës po i vjen era barot, më së miri mund të vërehet me përforcimet e reja të policisë serbe dhe Armatës Serbosllave në Kosovë, [illegible] serbë [illegible] Kosovë, provokimet e policisë janë shtuar dukshëm, e kjo dëshmon qartë se ata (serbët) pregatiten për një konflikt të hapët me shqiptarët.

Si duhet të veprojmë nëse fillon (siç po shihet kjo është e pashmangshme) lufta e armatosur? - Duhet të jemi të vetëdijshëm se kemi të bëjmë me një armik i cili dëshiron të bëjë masakër mbi popullin shqiptar, prandaj duhet të jemi të gatshëm për t'u mbrojtur nga kjo tragjedi. Vetorganizimi [illegible] është nxitje për luftë, [illegible] në këtë situatë një organizim i tillë është mbrojtje e popullit dhe e atdheut, është mbrojtje e nderit dhe ndërgjegjes kombëtare.

Faksimil nga ballina e një numri të „Buletinit" ku anëtarët e Grupit letrar „Luigj Gurakuqi", në Faqen për kulturë, botonin poezitë e tyre

Mehmet Ballazhi:
Shtatë ditët e jetës sime[4]
*Unë e përjetova ditën që linda*
*Vendin që e pashë*
*Momentin që e prita*
*Ato ishin jeta ime*
*Ditët për të cilat vuajta*
*Ishin këngët e dëshirës sime*
*Që vetëm kujtim në ëndërr i ruajta.*

*Shtatë ditët e jetës sime ishin ato*
*Që në kujtimin e vuajtur mbetën.*

*A ishte Korça dita e parë*
*Apo dheu ku së pari shkela?*
*A ishte Korça dita e fundit*
*Apo dheu që e lashë mbrapa?*
*Dheu ku shkela dhe e lash*
*Ishte bukuria*
*Shtatë ditët e jetë sime*
*Ajo ishte…*
*Nëna…*
*Shqipëria.*

Shaban Çupi:
Po e gdhend një fyell[5]
*Sot po e gdhend një fyell*
*Me gjashtë vrima zëri*
*Për t`i mëshuar nesër*
*Melodisë së vjetër të Arbërit*

---

[4] ,,Buletini" , viti i dytë, mars 1992, nr.3
[5] ,,Buletini", viti i dytë , mars 1992, nr.3

*E të vallzojnë fushat, malet, luginat…*
*Agroni, Teuta, Skënderbeu,*
*Abdyli, Isa, Bajrami, Hasani,*
*Halimi, Qemali, Fazliu,*
*Jusufi, Ylfetja, Kadriu…*

*Një valle nga zemra e valleve*

*Sot po e gdhend një fyell*
*Se po e kërkon toka*
*Plisi, shtëpia,*
*ARBËRIA.*

Ibrahim Curri:
Vendosmëria[6]
*Kur zemra është e hidhëruar*
*As fytyra s`të buzëqesh*
*Krijon figura të pakëndëshme*
*E në sy të të tjerëve dukesh i dyshimt.*
*Vështirë është të vendosësh për punë të rënda*
*Por më vështirë është t`i përballesh ate.*
*Lehtë është të largohesh nga vendlindja*
*Por vështirë është me mall të tij në zemër.*

Sherif Thaçi:
I shëroi dhembjet deri në fund[7]
*Ai bir trim që kjo tokë e rriti*
*Natën e bëri ditë,*
*Trim për popull nëna e lindi*
*Ofroi e qetësoi çdo shpirtë.*

---

[6] „Buletini" viti i dytë, 17 janar 1992, nr.1
[7] „Buletini" viti i parë, dhjetor 1991, nr.4

*Nuk kurseu aspak mundin,*
*Ç`thuri plagët deri në fund.*

*Erdh si një mjek i vërtetë*
*Trokiti në derë të shkretë.*

*Ëmbël dhe veq me fjalë*
*Sëmundje shëroi hiq pa ndalë.*

Mehmet Ballazhi:
Toka ime[8]
*Toka ime ka male*
*Ka fusha*
*Ka lule.*
*Toka ime don dritën e diellit*
*Toka ime ka zemrën e madhe*
*Të fortë*
*Të bardhë…*
Mehmet Ballazhi
Nëse doni[9]
*Jetën ndoshta nuk e njihni*
*Por ngjituni lartë*
*Atje në maje të malit*
*Dhe shikojeni lumin poshtë*
*E si në pasqyrë*
*Do ta njihni jetën*
*Dhe bashkë me te vetvetën.*

---

[8] „Buletini" viti i tretë, maj 1993, nr.2
[9] Po aty

Mehmet Ballazhi

Rrotullim[10]

*Një natë , fundi i një bote*
*Një këngë, fundi i një jete*
*Një fjalë, fundi i një emri*
*Një përshëndetje, një bashkim*
*Një bashkim, dy zemra*
*Dy zemra, një botë, një jetë*
*Një emër.*

Vëlla[11]

*Ti më ushqeve dashurinë*
*Për popullin*
*Për mëmëdhenë*
*Për Nënë Kosovën*
*Për Skënderbenë.*

*Vëlla*
*Ti më hape rrugën e jetës*
*Të ec*
*Të mësoj*
*Të mos ngec*
*Të vrapoj.*

*Vëlla*
*Ti qëndron qelive*
*I pamposhtur*
*Kokëlartë*
*I kalitur*
*Mendjendritur.*

---

[10] Po aty
[11] Marrë nga Zëri i Kosovës, botuar në Buletinin e muajit maj 1993

Idriz Seferi[12]
*Ja qelia e Idriz Seferit*
*E burrit, e trimit, e nderit*
*Ja qelia e Idrizit, të Karadakut,*
*Idrizi i tytës dhe i oxhakut*
*Që holldupëve dhe shovenëve*
*U erdhi hakut.*
*U tret Idriz Seferi*
*Në qelinë e burgut në Nish*
*Tretet sot në të njejtën qeli*
*Besniku, student*
*Me një të hollë këmishë*
*E tretë e njejta bishë.*

Shaban Çupi:
Luftë blloqesh[13]
*Kur zihen të mëdhenjtë,*
*Pësojnë të vegjlit.*
*Kur pajtohen të mëdhenjtë,*
*Përsëri pësojnë të vegjlit.*

Shaban Çupi:
Dëshmorëve të lirisë[14]
*Ata…*
*Ishin palca e kombit*
*Ushqyer me gjakun e gurit*
*Ata…*
*Shpresa e popullit,*
*Shqiponja në mes t`flamurit.*

---

[12] Po aty
[13] Po aty
[14] Po aty

Intervistë me Gafurr Lokun ish i burgosur politik

Intervista u botua në fletushkën informative ,,Buletini''nr.3, nëntor 1991. Intervistën e zhvilluan: Jasir Shkreta e Mehmet Ballazhi, anëtarë të Grupit letrar ,,Luigj Gurakuqi"

*Nxjerrja e organit informativ të(F)orumit (R)rinor dega në Han të Elezit, përkatësisht Buletinit informativ, ka afruar hapësirë që opinioni lokal(ndoshta edhe më gjerë ) të njihen me mendimet e disa personave për çështje që kanë të bëjnë me interesat tona të ngushta (lokale), por edhe ato të përgjithshme,siç është sot në radhë çështja kombëtare.*
*Numri i madh i të burgosurve politikë, bënë gati të pamundur që të gjithë të arrijmë të intervistohen në gazeta që sot botohen në Kosovë. Kështu, këtë numër, vendosëm të bëjmë një intervistë me një ish të burgosur politik (siç mund t`i quajmë edhe të burgosur të ndërgjegjes) nga treva jonë. Fjala është për Gafurr Lokun i cili vuajti 8.5 vite burg pa gëzuar asnjë ditë amnistie(falje të dënimit). Siç mësojmë nga rrëfimet e Gafurrit, shihet qartë se shovinizmi maqedonas ndaj shqiptarëve nuk ndryshon fare nga ai serbo-malazez, bile nganjëherë është edhe më i egër. Prandaj, bashkimi gjithëkombëtar është i domosdoshëm, ngase vetëm në këtë mënyrë, shqiptarët mund të jetojnë të lirë.*
***Jeni nga ata që veprimtarinë tuaj e keni filluar në vitet e 68 –ta, pra në kohën e vlimeve të para të shqiptarëve në Jugosllavi. Çka mund të na thoni për këtë periudhë dhe si pasoi burgosja juaj e parë?***
*G.Loku: Veprimtaria jonë ka filluar kur ishim nxënës të shkollës së mesme. Në atë kohë nuk ishim në atë nivel sa t`i vlerësonim pa drejtësitë që bëheshin ndaj popullit shqiptarë, por në kontakt me njerëz më të afërt, filloi të shtohet interesimi ynë rreth çështjes kombëtare. Konkret-isht, veprimtaria jonë ka filluar me 4 korrik 1968. Si forcë motorike në këtë rast shërbeu fakti se në festat e*

*shumta askund nuk dukej flamuri ynë kombëtar, por kuptohet vet-ëm flamujt sllav. Ne bile as që kishim patur rast që ta shohim, për së afërmi, deri në atë kohë, kështu jemi detyruar që nga një monedhë italiane, përdorur dikur në Shqipëri ta marrim formën e shqiponjës dykrenare e pastaj në hamer kemi vizatuar flamurin kombëtar që dukej identik me atë të shtetit amë të Shqipërisë. Bashkë me shokun e shkollës Rafi Halilin shfrytëzuam rastin dhe me 4 korrik vendosëm flamurin në Fabrikën e Tekstilit në Tetovë, si objekt i rëndësishëm dhe me numër të madh punëtorësh.*

*Në demonstratat e vitit 1968 ndikonim që sa më shumë nxënës të dalin për të demonstruar, për çka shumë prej tyre u morën në pyetje nga policia, me ç`rast me 30 ditë burg u dënua Rafi Halili.*

*Veprimtarinë e vazhduam edhe në Prishtinë ku unë u regjistrova në Fakultetin Ekonomik, dhe me një letër që i dërguam redaksisë së gazetës ,,Shqipëria e Re" filluam t`i marrim me radhë numrat e saj. Duke lexuar edhe vepra të ndaluara nga pushteti ne u pajisëm edhe më shumë me ide kombëtare dhe filluam shpërndarjen e afisheve. Kjo ishte forma dominonte deri në burgosjen e parë.*

***Sa ishte e vështirë kjo punë dhe si erdhi deri te burgosja juaj e parë?***

*Të veproje në atë kohë ishte e vështirë para së gjithash për dy arsye: njëra ngase nuk kishte mjete për veprimtari dhe e dyta ngase sistemi siç dihet ka qenë i tillë që vetëm shqiptari nëse e shpreh mendimin e tij të lirë do të dënohej me vite burgim. Deri te burgosja e parë erdhi kur në një rast kishim angazhuar një shok nga fshati Zhelinë për të fotokopjuar afishe,i cili zihet duke kryer detyrën dhe kësisoji erdhi deri te arrestimi në Prishtinë më 21 shtator 1972. Arrestimi u bë nga ana e UDB-së maqedone.*

***Është me rëndësi të dimë se çka përmbanin afishet?***

*Në afishe kryesisht dominonin kërkesat për përdorimin e flamurit kombëtar, hapja e shkollave në gjuhën shqipe, përdorimi i dygjuhësisë në administratë, që të mos bëhej diskriminimi*

*ekonomik i shqiptarëve që të vihet baraspesha e pagave në mes punëtorëve fizik dhe personelit udhëheqës etj.*

***Si u trajtuat nga UDB-a dhe për çka ju ngarkonte aktakuza?***

*Në paraburgim u morëm unë, Rafi Halili, Rushit Nesimi, Elmaz Ademi, Ajet Ademi dhe një Ismet, mbiemri i të cilit nuk më kujtohet që më vonë u lirua nga aktakuza. Torturat që i kemi përjetuar kanë qenë të rënda e shtazarake kur dihet se përdoreshin forma të ndryshme të maltretimeve fizike dhe psikike) që shpesh herë përfundonin në gjendje të pavetëdijshme. Aktakuza na ngarkonte se jemi kundër popullit punonjës dhe klasës punëtore, se jemi për rrëzimin me dhunë të pushtetit etj. që nuk qëndron fare ngase veç diheshin kërkesat tona që kryesisht ishin të drejtuara për barazi kombëtare në të gjitha fushat e jetës. Në realitet ne edhe ishim kundër këtij pushteti i cili kishte treguar orientim shovinist ndaj popullit shqiptarë.*

***Sa vite ju dënuan dhe si e përjetuat burgun?***

*Dënimet na i shqiptuan si vijon: Unë u dënova me 5 (pesë) vite, Rafi Halili 7 ( shtatë) vite, Rushit Nesimi 5 ( pesë), Elmaz Ademi 4.5( katër vite e gjysmë) dhe Ajet Ademi 3(tri vite) burg. Dënimet i kemi vuajtur deri në ditën e fundit në burgun e Idrizovës.*

*Meqenëse ne të burgosurit politik kishim kontakte edhe me njerëz të ndryshëm, shfrytëzonim rastin për të ndikuar në ngritjen e vetëdijes e tyre kombëtare që deri diku ia kemi arritur qëllimit. Mjafton të përmendim një rast me një të burgosur që jemi takuar në fillim i cili nuk kishte patur të kryer as shkollën e mesme. Pasi lirohet nga burgu nën ndikimin tonë kishte vazhduar shkollën e mesëm edhe atë të lartë dhe kishte dalë mësues. Më vonë, përsëri takohemi në burg me çrast na falënderonte për influencën pozitive që kemi patur tek ai. Raste të ngjashme kemi patur mjaftë, gjatë tërë kohës që kemi qëndruar në burg.*

*Gjatë vuajtjes së dënimit kam patur kontakte edhe me Rexhep Malën dhe Xhafer Shatrin. Rexhep Malën e karakterizonte*

*gjithherë qëndresa e fortë, pra edhe kur ishte në burg, edhe kur maltretohej, bile në momente më të vështira, kurrë se ndalte këngën: ,,Oj Shqipëri ta luajsha syrin, s`guxon kush me të prek kufirin...". Papërkulshmëria ishte prezente edhe te Xhaferi i cili kurrë nuk pushonte duke kundërshtuar regjimin e burgut, duke kërkuar që leximi të jetë i lirë, që puna në burg të mos jetë e detyruar por sipas dëshirës e jo të mbyllen në qeli ata që nuk dëshirojnë të punojnë etj. Shembujt e Rexhepit dhe të Xhaferit na inkurajonin edhe neve që edhe pse në burg t`i ruanim dhe kultivonim idetë tona për të cilat ishim dënuar duke mos hequr kurrë dorë nga to.*

***Veprimtaria juaj pas burgut?***

*Pas daljes nga burgu, veprimtaria jonë kryesisht është përqendruar në përhapjen e drejta të ideve kombëtare në arsyetimin që Kosova të jetë Republikë, ndërkaq mundësitë për forma konkrete të propagandimit( përmes afisheve dhe formave tjera) tani më ishin më të vështira.*

***Ku ishte shkaku i burgosjes suaj për herë të dytë?***

*Në muajin mars të vitit 1982 kishin ardhur forca të mëdha të policisë për ta rrethuar shtëpinë time dhe për t`më arrestuar mua. Unë së shpejti informohem dhe për ketë vendosa të qëndroj në Kaçanik. Policia maqedonase së bashku me atë të Kosovës më kishin hetuar dhe me 13 mars 1982 më arrestuan. Pas arrestimit mi morën edhe disa shirita të magnetofonit ku i kisha të incizuara disa komente të ,,Zërit të Popullit". Të gjitha këto ishin përkthyer në gjuhën maqedone. Me mua u arrestua edhe Vebi Beqiri, Vexhi Halili, Kadri Loku dhe Rushit Nesimi, ku pas tre muajsh u liruan, ndërsa unë u dënova i vetëm. Përveç meje ishin dënuar edhe Rafi Halili dhe Vebi Beqiri së bashku. Edhe gjatë qëndrimit në burg mbroja me këmbëngulje kërkesën që Kosova ta gëzoj statusin e Republikës. Në fund m`u shqiptua dënimi me 3.5( tre vite e gjysëm ) burg.*

***Në krahasim me vuajtjet e dënimit të parë çfarë trajtimi patët në rastin e dytë të burgosjes suaj?***

*Maltretimet që i kemi patur gjatë hetuesisë s`kanë qenë fare më të lehta se gjatë dënimit të parë, bile mund të them se kanë qenë më të rënda. Kam përshtypjen se me ne janë bërë eksperimente lidhur me përdorimin e metodave të llojllojshme për mundime psiko-fizike. Jam i bindur se format e dhunës që janë ushtruar ndaj nesh nuk janë bërë askund në botë përpos nëpër kazamatet serbo-jugosllave dhe atë vetëm ndaj shqiptarëve. Në një rast një javë të tërë nuk më lejuan të flejë dhe për çdo dy orë vinin nga dy udbashë (inspektor të sigurimit) për të më marrë në pyetje. Secili përdorte metodat e veta të maltretimeve psiko-fizike dhe mund të merret me mend se në çfarë gjendje ndodhesha pas disa ditësh kur as ushqimin nuk mund ta haja nga lodhja e madhe psiko-fizike e shpirtërore.*

***Ju si dhe të gjithë të burgosurit politik jeni dënuar„në emër të popullit". Për çka është fjala këtu?***

*Këtu çështja qëndron krejt ndryshe, ngase ne ishim kundër pushtetit shtypës e jo kundër popullit. Kjo mund të shihet qartë nga natyra e kërkesave tona të cilat ishin thellësisht popullore, të drejta e humane e jo siç paraqitej pushteti se gjoja kërkesat ishin antipopullore. Natyrisht, ky term shërbente si alibi për ta arsyetuar burgosjen tonë.*

***Si e shihni vetëdijen e popullit në kohën kur ju keni vep-ruar ilegalisht dhe tash pas të gjitha këtyre ndryshimeve?***

*Në kohën kur vepronim ilegalisht një nga synimet tona kryesore ishte ngritja e vetëdijes, sepse ishte e vështirë të shprehej mendimi i lirë rreth çështjes së pazgjidhur kombëtare. Pas ndryshimeve demokratike edhe popullit tonë iu mundësua çlirimi ideor dhe sot kemi ardhë në situatë që krejt lirishtë të bisedojmë edhe për çështje më të rëndësishme kombëtare. Kjo është një fitore e madhe ngase kështu jemi afruar drejtë zgjidhjes përfundimtare të çështjes sonë.*

***Dhe në fund, cila do të ishte zgjidhja përfundimtare e çështjes sonë kombëtare dhe sa keni besim se ajo do të zgjidhet me mjete paqësore?***

*Caku i fundit natyrisht se është BASHKIMI I TROJEVE SHQIPTARE në një shtet etnik shqiptar e kursesi siç thotë armiku serbosllav gjoja krijimi i ,,Shqipërisë së madhe".*

*Për zgjidhjen e çështjes kombëtare duhet t`i përdorim deri në fund metodat paqësore në pajtim me frymën demokratike. Por sa mund të jetë efikase kjo deri në fund, unë do të përgjigjesha me një thënie popullore: ,,***Kur dy fshatarë fjalosen, askush nuk ngutet t`i ndajë apo pajtojë, por kur fillon përdorimi i armëve, të gjithë bashkëfshatarët nguten ta zgjidhin problemin sa më parë"**.

*Lexues të nderuar, edhe pse shumëçka mbeti pa u shkruar në këto faqe të fletushkës sonë, mendojmë se sadopak ia kemi arritur që t`i qesim në shesh përpjekjet e tyre për rezistencën ndaj pushtetit shtypës sllav, edhe pse shikuar realisht dhunën të cilën e kanë përjetuar këta persona është e pamundur të përshkruhet përmes dy-tri faqeve të shkruara.*

*E tërë dhuna të cilën e bartën në kurrizin e tyre, shumë prej tyre mbetën burgjeve serbosllave pa e parë kurrë më jetën, diellin, familjen, shokët dhe gjithë popullin, vdiqën burgjeve pa e shijuar lirinë, prej së cilës kurrë nuk hoqën dorë, për të cilën edhe ne duhet të luftojmë deri në fund, pra deri atëherë kur populli ta gëzoj lirinë e plotë.*



BULETINI

ORGAN INFORMATIV I FORUMIT RINOR I LDK-së
HANI I ELEZIT

VITI II — 17 janar 1992 — nr. 1

U manifestua njëvjetori i vdekjes së Iset Bushit

Faksimil nga një numër i Buletinit të vitit 1992



BULETINI

JANAR 1993 — Nr.1

Dhuna ushtarako-policore serbe ushtrohet edhe me ndihmën e individëve të vërbuar vendas përkatësisht nga serbofilët

Faksimil nga një numër i Buletinit i vitit 1993

Pasthënie:

Me botimin e kësaj Monografie, synuam të rikthejmë në kohë atë që ishte shkruar dekada më parë. Të rikthejmë pranë lexuesit hanelezas, këtë buçetë të bukur të krijimtarisë letrare të shkruara gjatë viteve 1991,1992 e 1993, në kohë e rrethana tepër të veshtira pushtuese, poezi këto të shkruara nga rinia e asaj kohe e cila kishte një vullnet të madhë për punë, liri e çlirim, madje edhe kur në magjet e tyre nuk ishte as ajo më e domosdoshmja, buka.

Kjo krijimtari letrare në Han të Elezit u shkrua para 25 viteve, atëherë kur të zinte nata po nuk dije a të çelte dita, dhe ndjej kënaqësi të veçantë që pata fatin dhe mundësinë që këto shkrime të atyre viteve, t`i mbledh e t`i përmbledh brenda një libri të veçantë pa bërë ndryshime, me të vetmin qëllim që të ruaj autenticitetin e shkrimit të autorëve autokton të asaj kohe.

Dhe në fund, ndjej kënaqësi që fondit të librave të Bibliotekës sonë dhe më gjërë, po ia shtojmë edhe një libër i cili në kontekst të kohës dhe rrethanave që veproi ky Grup Letrar, ka rëndësinë, në rend të parë të vlerave shpirtërore të trashëgimisë sonë kulturore, pastaj historike, letrare, sociologjike e psikolgjike.

Shaban Çupi, 2017, Hani i Elezit